# Furnizimi më i mirë

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Hakem bin Adil bin Hasen Zumu Nuejriu el Akili

**Përktheu:** Ali Kasa
**Rishikoi:** Driton Lekaj

2011 - 1432



# ﴿ خير الزاد إلى يوم المعاد من غير الفريضة على هدي خير العباد ﴾

« باللغة الألبانية »


حكم بن عادل زمو النويري العقيلي


ترجمة: علي كاسا

مراجعة: دريتون ليكاي


2011 - 1432

IslamHouse.com

# Furnizimi më i mirë

---

**deri në Ditën e Premtimit (Ringjalljes) veç farzit (obligimit) sipas udhëzimit të më të mirit prej njerëzve - Profetit Muhamed (lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të )**

***“Furnizohuni, e më i miri furnizim është devocioni”*** (Kaptina Bekare thënia 197)

***“Atij që e sjell ndërmend shpërblimin i lehtësohet veprimi.”*** Ibn Xheuziju në adresë të disa selefëve – Dhemul Heue-Sharja e epshit

**“Atij që nuk e njeh shpërblimin e veprave i dalin vështirësi në të gjitha situatat.”**

(Ibn Rexhebi – Ikhtijarul Eule-Zgjedhje e më parësores)

**“Nëpërmjet njohjes vepruesve ju lehtësua adhurimi” (**Ibn Rexhebi në adresë të dikujt prej selefëve – burimi i mëparshëm)

***“Duhet që personi ta ftojë vetveten dhe ta mallëngjejë kundrejt shpërblimit të Allahut.. Mos ta lerë të jetë e tillë që të pikëllohet kur s’arrin t’i përmbush kënaqësitë e dynjasë teksa i shikon.. Por ta dëfrejë atë me shpërblimin e Amshimit..”*** (Ibn Seadiju – Tarikul Hakika-Rruga e vërtetësisë)

***Kushtuar***

***Çdo muslimani dhe muslimaneje,***

***që kërkojnë përmirësimin e vetvetes së tyre, familjeve dhe shoqërive të tyre, duke synuar kënaqësinë e Allahut dhe lakmuar gradat e larta në Xhenet,si dhe përfitimin e dy lumturive të dynjasë dhe Ahiretit (Amshimit), gjë që bëhet e mundur me mbarësinë, ndihmën e Allahut dhe suksesin e ardhur prej Tij.***

*Bëri përmbledhjen e tyre i nevojshmi kundrejt mëshirës së Mëkëmbësit të tokës dhe qiejve:*
*inxhinieri mr.*
*Hakem bin Adil bin Hasen Zumu Nuejriu el Akili, 1426*
*Prezantim i Shejkh:*
*Hasen bin Abdullah el Ku'udi*

*Bismil-lahirr-Rrahmanirr-Rrahim*

## Prezantim:

Vetëm Allahut i takojnë falënderimet, salavatet dhe selamet janë për Atë pas të cilit s'ka profet tjetër, e janë edhe për familjen e Tij, shokët e Tij fisnik, të mirë dhe të dlirë, nërsa më tej:

Depërtova në këtë libër të dobishëm, të titulluar me "Furnizimi më i mirë", të vëllait tim inxhinierit Hakem bin Adil bin Hasen Zumu Nuejriu el Akili, dhe e ndjej këtë libër me përfitim e të dobishëm, e që autori i tij me një rrugë të thjeshtë e tërheqëse ka tubuar të preferuarat prej veprimeve… ashtu që në përmbajtjen e tij ai parashtron fjalët, reliket dhe informacionet në një formë tërheqëse, ndërkaq teksa po shëtisja në këtë kopësht të pasur më erdhën në mend këto vargje:

O Ti që na bëre për vete me "Furnizimi më i mirë" prej udhëzimit të Dërguarit më të mirë tek soji njerëzor tubove në të gjithësa të kënaq prej dobive që ndriçojnë me udhëzimin mendor.

Zoti i Arshit të shpërbleftë nga ana e Tij me shpërblim nga të mirat e Tij në dynja dhe Amshim.

Lus Allahun të na inspirojë sinqeritetin në fjalët dhe veprat, e salavatet e Allahut e selamet e Tij qofshin mbi Profetin tonë Muhamedin.

**E shkroi**

***I nevojshmi për faljen e Zotit të vet***
***Hasen ibn Abdullah el Ku'ud***
***Rijad me 30 Muharem 1429 h (lunear)***

# *Hyrja*

Falënderimet i takojnë Allahut falë mirësisë së të Cilit dobitë marrin përmbushje, e falënderojë Atë me një falënderim që i përket Lartëmadhërisë së Vetvetes së Tij hyjnore dhe pushtetit të Tij suprem, është Ai Thënësi në revelimin e tij të urtë: ***"Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, bënë vepra të mira, porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm"***[1]. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër të meritueshëm përveç Allahut të Vetmit e të Pashoq, e është kjo dëshmia që në ditën e vdekjes (nëse e themi) bën të kemi një fund të mirë, që na bën dobi kur ta takojmë Atë Ditën e Premtuar (në Ringjallje), dhe dëshmoj se i nderuari ynë Muhamedi është i Dërguari i Allahut -lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të-, dhe se ai e përcolli mesazhin si dhe e shleu amanetin, nuk ka mirësi veçse na orientoi lidhur me të, nuk ka rrugë për tek udhëzimi veçse na e tregoi, salavetet e Zotit tim dhe selamet e Tij qofshin mbi të, ndërsa më tej:

Prej mirësive të Allahut mbi ne është se ai na obligoi detyra që janë palca e fesë dhe baza e saj, e kush i kryen ato ka plotësuar obligimet, e kush i lenë mangët duke u dhënë pas diçkaje tjetër do bjerë viktimë dhe të tjerat gjëra veç atyre (obligimeve) i bëhen më të lehta, ndërkaq në mbarëvajtjen e tyre është shpëtimi i personit Ditën e Gjykimit, nga Ebu Hurejra

[1] Kaptina Asr

Allahu qoftë i kënaqur me të vjen se ka thënë, ka thënë i Dërguari i Allahut -lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të-: ***"E para gjë prej punëve të tij për të cilën robi merret në llogari në Ditën e Gjykimit është namazi i tij, nëse është mbarëvajtur atëherë personi ka shpëtuar dhe ka korrur sukses, e nëse nuk është mbarëvajtur namazi atëherë ka humbur dhe ka dështuar, nëse ka lënë prej detyrimeve të tij (namazit) diçka Zoti i Lartëmadhëruar thotë shikoni nëse robi ka (namaze) të vullnetshme e me to t'i plotësohen çfarë ka pas mangësira prej (namazeve) të detyrueshme, më tej kështu bëhet me tërë punën e tij"***[2] më tej i bën lavde punëve me sojet e tyre, ashtu që janë ato që e ndreqin të brejturën dhe plotësojnë të mangëtën, dhe kundrejt kryerjes së tyre përgatiti shpërblime madhështore dhe mirësi të shumta. Dhe gjithë kësaj i shtoi mbetjen e punëve të mira me të cilat pastrohet vetvetja e dëlirësohet dhe shton lartësim dhe transparencë. Dhe këtyre punëve u gradoi shpërblime të begata dhe mirësi përfshirëse, ndonëse ato janë punë të thjeshta e të lehta që personit s'i shkaktojnë vështirësi dhe as shpirtit mërzi.

Vëllai im musliman dhe motra ime muslimane, vërtetë që sa paraprinë prej punëve kanë kushte që të jenë të pranueshme tek Allahu i Lartëmadhëruar dhe që të marrin vlerën e tyre plotësisht pa mangësi, prej Atij - Allahut -që nuk i bën asnjë thërrmijë padrejtësie njeriut.

***Kështu i pari prej këtyre kushteve është:***

[2] I saktë, transmetuar nga Termidhi në "Es Salatu" (413), En Nesaiu po në të (465) dhe Ibn Maxhe në "Ikametu Salati" (1425)

Nijeti (synimi), nga Umari - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: E dëgjova të Dërguarin e Allahut -lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - tek thoshte: “Vërtetë që punët mvaren nga synimi, e çdo personi i takon çfarë synon”[3], e kush sinqerizoi synimin e tij në kërkim të kënaqësisë së Allahut, dhe puna ka qenë e pastër për hatër të Allahut, ashtu që s’ka pasur në të pjesë as për famën, as për syefaqësinë dhe as dyfytyrësinë, atij Allahu ja pranon punën.

### *E dyta e këtyre kushteve është:*

Që puna të jetë në përputhje me legjislacionin e Allahut dhe rrugën e të Dërguarit të Allahut -lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të-, nuk pranohet një punë që i ngjason punëve të mosbesimtarëve dhe pasuesve të Librit (çifutëve dhe të krishterëve), dhe as pranohet një punë që bëhet në pasim të epsheve ose në rrugën e bidatbërësve apo të të humburve dhe të joshurve.

Kështu puna e hipokritit është e refuzuar pasi synimi i tij ka qenë i prishur, dhe ai është në shtratin më të ulët prej Zjarrit, ka thënë i Lartësuari: “S'ka dyshim, dyfytyrëshit do të jenë në shtresën më të ulët (në fund) të Zjarrit dhe për ta nuk do të gjesh mbrojtës”[4].

Ndërsa për sa i përket bidatbërësit puna e tij është e refuzuar pasi puna e tij është e prishur edhe nëse synimi i tij ka qenë i saktë, konfirmuar kjo në fjalën e Aishes - Allahu qoftë i kënaqur

---

[3] Transmetuar nga gjashtëshja (i saktë)
[4] Kaptina Nisa thënia 145

me të -: se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***"Kush në çështjen (fenë) tonë bënë një risi (gjë të re) që s'është në të, i tilli është i refuzuar"***[5] dhe ka thënë gjithashtu: ***"Allahu e ka bllokuar pendimpranimin për personin e çdo bidati derisa ta lerë atë"***[6]**.**

Vëlla i dashur, motër e nderuar, që dobia për ty të jetë e plotë dhe në dynja të të shkruhet pranueshmëria, dhe pasimi të vijojë në Amshim, për ty i shkrova në këtë libër çfarë më shpalosi Allahu prej mirësisë së Tij të paanë, copëza dhe të vjela nga aroma kundërmuese dhe lule aromatike, prej veprimeve, fjalëve dhe afrimiteteve, që shtojnë ngritjen e personit dhe afrimin e tij tek Zoti i tij, e që posedojnë shpërblime madhështore dhe dobi të shumta për individin, familjen dhe shoqërinë e tij. Me to gradët e të mirëve në Xhenetet e mirësisë rriten, me to diferencohen gradët e të bindëshmëve, me to muslimani mundësohet ta marrë shkresën e veprave në të djathtën e tij, me to i rëndohen peshat e punëve të tij Ditën e Gjykimit dhe me to mundësohet që të ringjallet krahas profetëve, të çiltërve në besim dhe dëshmorëve në xhenetet e larta (ilijin), thotë i Lartësuari: ***"Nuk ka dyshim se për muslimanët e muslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të ndrojturit e të ndrojturat, sadakadhënësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit,***

---

[5] Transmetuar nga Bukhariu në "Es Sulh" (2697), Muslimi në "El Ekdije" (1718), Ebu Daudi në "Es Sune" (4606) dhe Ibn Mexhe po në të (14)

[6] E ka publikuar Ebush Shejkh në "Terijkhul Esbahan", Et Tabaraniu në "El Eusat", El Bejhakiu në "Shuabul Iman", e për këtë Albaniu ka thënë se ky zinxhir transmetimi është i saktë

***shumëpërmendësit e Allahut e shumëpërmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh"[7].***

Ndërsa në dynja me të robi musliman arrin përkujdesinë e Allahut, përkrahjen e Tij, ndihmesën e Tij dhe udhëzimin e Tij, nga Ebu Hurejra vjen se thotë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "Allahu i Lartëmadhëruar ka thënë: ***"Kush sillet armiqësisht kundër evlijaut (njeriut të vënë totalisht në përkushtimin) Tim të tillit i kam shpallur luftë, e robi nuk më afrohet Mua me gjë më të dashur tek Unë sesa çfarë ia kam bërë obligim, e vazhdon robi të më afrohet me të vullnetshme derisa Unë t'a dua, dhe kur e dua atë bëhem dëgjimi i tij me të cilin ai dëgjon, vështrimi i tij me të cilin vështron, dora e tij me të cilën prek dhe këmba e tij me të cilën ecën, e nëse ai më lut Mua do t'i jap, e nëse kërkon mbrojtjen Time do ta mbrojë"***[8].

E në përfundim e lus Allahun, GjithëDëgjuesin, të Gjithëdijshmin, Zotin e Arshit madhështor, që t'u bëjë dobi me këtë libër vëllezërve të mi besimtar, e që këtë punë timen ta bëjë të sinqertë për hatër të Vetvetes së Tij Fisnike, që të gjithëve të na udhëzoi tek mirësia, udhëzimi, të mirat prej punëve dhe fjalëve. Nëse ia kam qëlluar kjo i dedikohet Allahut që të bindshmëve u jep sukses përkah mirësitë dhe i udhëzon përkah rruga e Tij e drejtë, ndërsa nëse s'ja kam qëlluar kjo kthehet tek vetvetja ime që anon nga e keqja si dhe prej ngacmimeve të shejtanit të mallkuar, që mallkimi i Allahut e ka ndjekur përhershmërisht. Salavatet i dërgoj mbi të Dërguarin, mëshira për mbarë botët, të nderuarin tonë Muhamedin mbi të cilin

[7] Kaptina El Ahzab thënia 35

[8] Transmetuar nga Bukhariu në "Er Rakaik (6502)

është më i miri salavat dhe selam, si dhe mbi familjen e tij, shokët e tij dhe pasuesit e tyre, mirësisht, deri në ditën e Paraqitjes së Madhe, sa të ketë madhërues që e madhërojnë dhe adhurues që e adhurojnë Allahun në qiej dhe në terë. Amin dhe lutja jonë finale është, falënderimi suprem i takon vetëm Allahut Zotit të botëve.

***Autori:***
***Inxhinieri mr./***
***Hakem Zumu Nuejriu el Akili***
***7 Rabijal Euel 1426 h (lunear)***

## Parashtrim

Në parashtrim të këtij libri timit do dëshiroja përmendjen e disa pikave që i vinë në ndihmë lexuesit për të kuptuar materialin, synimin prej këtij libri, rëndësinë e tij për çdo shtëpi e për personin që shpreson mëshirën e Zotit të vet dhe shpëtimin në Ditën e Gjykimit nga dënimi i dhimbshëm dhe i ashpër i Tij, e që për pasojë ka përfituar gradat e larta dhe ka ardhur me kapital të bollshëm mirësish, falë mirësisë dhe mbarësisë që i ka dhënë atij Allahu.

Nga adhurimet më të mëdha që kryen personi musliman është kryerja dhe përmbushja e çfarë i ka obliguar atij Allahu prej adhurimeve, ashtu që namazin, zekatin, agjërimin dhe haxhin kush e kryen në mënyrën e duhur fetare, sipas udhëzimit dhe hapave të Profetit tonë Muhamedit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – e ka shlyer detyrimin që ka karshi Allahut dhe e ka përmbushur detyrimin para Allahut, nga Talha bin Ubejdullahi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se thotë: ***"Erdhi një burrë tek i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – prej banorëve të Nexhdit, kokëlartë e duke folur dëgjueshëm, por që nuk mund të kuptohej ç'thoshte, derisa u afrua, kur ja, ai po pyeste rreth Islamit, ndërsa i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i tha: "Pesë namaze ditën dhe natën.***

***- Tha: A kam detyrë tjetër gjë veç tyre? - I tha: Jo, vetëm nëse (falesh) vullnetarisht. I tha i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: Edhe agjërimi i Ramazanit. - Tha: A kam detyrë tjetër gjë veç tij? - I tha: Jo, vetëm nëse (agjëron) vullnetarisht. Tha: Dhe i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i përmendi zekatin. - Tha: A kam detyrë tjetër gjë veç tij? - I tha: Jo, vetëm nëse (jep zekat) vullnetarisht. - Tha: Dhe burri u largua duke thënë: Për Allahun nuk kam për të tepër kësaj dhe as për të lënë mangët -. I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – tha: Ka shpëtuar nëse tregohet i sinqertë"[9],*** porse dijeni vëllezërit e mi se vetvetja e besimtarit gjithmonë është e aftë për më tepër mirësi dhe arritje të një shpërblimi më të shumtë, e pse jo! Gradët e të devotshmëve janë diferencuar për shkakun e tesbihut, ose ushqimit të të vobektit, ose ndihmesës së të pikëlluarit.

Vëllai im fisnik, motra ime e nderuar, vërtetë që kryerja e farzeve nuk është çështje e lehtë dhe as e thjeshtë, përveçse për kë Allahu ia lehtëson, ndaj dhe në më të shumtën ato i cenon mangësia apo dëmi, sidomos sepse gjenden dy armiq që na rrinë vazhdimisht në pusi që të na mashtrojnë dhe shmangin nga bindshmëria kundrejt Zotit tonë:

---

[9] Transmetuar nga Bukhariu në "El Iman" (46), Muslimi po në të (11), Ebu Daudi në "Es Salatu" (391) dhe Nesaiu po në të (458).

**I pari prej tyre:** Shejtani i mallkuar, që siç vjen ne Kuran u betua në lavdinë e Allahut se do t'i mashtrojë bijtë e Ademit, thotë i Lartësuari: ***"Ai (Shejtani) tha: "Pasha madhërinë Tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë, përveç atyre nga robërit e Tu që janë të sinqertë!"[10].*** Ai na rrinë në pritë për të na cytur herë pas here në farzin tonë dhe përpiqet maksimalisht të na shmang nga bindshmëria kundrejt Allahut, nga Ebu Hurejra vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kur dikush nga ju ngrihet të falet, shejtani i vjen dhe e pështjellon aq sa nuk e dinë se sa fali"[11]*** dhe ai vazhdimisht përpiqet të na qaset dhe të na befasojë nga të gjitha anët që mos të na mbetet ndonjë vendstrehim apo shteg, thotë i Lartësuari tregues për thënien e shejtanit: ***"Mandej do t'ju sillem atyre para, prapa, nga e djathta dhe nga e majta e tyre, e shumicën e tyre nuk do ta gjesh që të të falënderohen (të të besojnë)!"[12].*** Dhe gjithashtu thënia e tij: ***"(Iblisi) Tha: Zoti im, për shkak se më përzure (më largove), unë do t'ua zbukuroj (të këqijat) atyre (njerëzve) sa të jenë në tokë (në këtë botë) dhe të gjithë ata do t'i largoj nga rruga e drejtë! Përveç robërve të Tu, të cilët i ke bërë të sinqertë."[13]*** ndaj vëllezërit e mi bëni

---

[10] Kaptina Sad thëniet 82-83

[11] I saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në "Es Salatu" (1031)

[12] Kaptina Araf thënia 17

[13] Kaptina El Hixhër thëniet 39-40

kujdes prej kurthit të tij, Allahu na mbrojtë ne dhe ju nga e keqja e tij.

**Ndërsa i dyti i tyre është:** vetvetja e angazhuar me të keqen, përveç atij që e ka mëshiruar Allahu, ashtu që të pushtuarit prej saj i del rrjedhshëm veprimi i harameve dhe lënia e bindshmërive, kush i bindet asaj bashkë me të gremiset në rrëzën e Xhehenemit, Allahu na mbrojtë ne dhe ju prej tij, ndërsa kush i kundërvihet asaj ka shpëtuar dhe korrur sukses, nga Shided bin Eusi - Allahu qoftë i kënaqur prej tij – vjen, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ka thënë: ***"I mençur është kush e nënshtron vetveten dhe punon për sa pas vdekjes, ndërsa i paaftë është kush i bindet vetvetes në epshet e saj dhe ka ambicie mbi Allahun"***[14], dhe nga Umar bin Khatabi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Bëjuani llogaritë vetveteve tuaja para se të merren në llogari dhe stolisuni për në Paraqitjen më madhore. Llogaria i lehtësohet Ditën e Gjykimit kujt ia ka bërë llogaritë vetvetes së tij në dynja[15]. Nga Mejmun bin Imran transmetohet thënia e tij: Robi nuk është i devotshëm derisa t'ja bëjë llogaritë vetvetes siç i

---

[14] I skatë, transmetuar nga Termidhi në "Ez Zuhd" (2459), Ibn Maxhe po në të (4260), kuptimi i mençur (kejisun): i zgjuar dhe i arsyeshëm, nënshtron vetveten: ia bën llogaritë vetvetes në dynja para se të mirret në llogari në Ditën e Gjykimit

[15] Transmetuar nga Termidhiu në "Ez Zuhd (2459)

kërkon llogari ortakut të vet se nga ku vjen ushqimi dhe veshja e tij[16].

Kështu nga gjërat që vijnë pas farzeve janë sunetet e të njëjtit soj ku na ka udhëzuar i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -, me qëllim që të plotësohet çka ndodhur prej lënies mangët dhe të kompensohet çfarë ka humbur prej shpërblimit dhe sevapit. Namazi ka sunetet e veta të çdo vakti, ndërsa zekati ka të sojit të vet sadakatë, kurse agjërimi i Ramazanit ka agjërimin e vullnetshëm, dhe Umrah është përngjasuese e Haxhit. Veç farzeve dhe suneteve të tyre gjenden shumë e shumë prej punëve, fjalëve dhe afrimeve të ligjëruara që janë ndihmë për robin musliman që të fitoj edhe më shumë të mira, të fshijë të këqijat e të rrisë gradët, që janë të lehta për vetvetet e dëlira, të pastra e të kulluara, të cilave Allahu ua ka bërë mbarë ecjen në rrugën e mirësisë dhe që të fitojnë më të madhin shpërblim.

Vëllezërit e mi, duke qenë se veprimet dhe fjalët më të mira i kanë përfshirë libra të shpërndarë ose kanë qenë objekt për përpilime ku ato vijnë konform citimit të haditheve të papërpiluara në kapituj ose shpjegim nga autori, për këtë më erdhi ndër mend që me mbarësinë e Allahut të tuboj sa më mundësohet, sa më lejon studimi e sa më ndihmojnë dhe ma sjellin ndërmend vëllezërit e mi prej

[16] Në të njëjtin burim që parapriu

këtyre suneteve dhe veprimeve, brenda një libri të vetëm, që të ta sjellë ty të gjithë mirësinë, të ndarë në kapituj dhe thjeshtësuar, të lehtë për t'u trajtuar pa u futur në thellësitë e dispozitave apo në detërat e fikhut dhe ibadeteve, që me lejen e Allahut shpresohet të jetë referim ditor në të cilin referohet muslimani, një burim ujëëmbël dhe libër i reduktuar që nga çdo degë përfshin një frut dhe nga çdo det një pikëlz, e me lejen e Allahut t'i bëjë mirë muslimanit në fenë e tij, dynjanë e tij, në të tashmen dhe të ardhmen e jetës së tij, në vdekjen, jetën dhe ringjalljen e tij. E kam ndarë në dy ndarje të mëdha sipas përfitimit të shpërblimit dhe arritjes së sevapit, ashtu që gjenden punë dobia dhe shpërblimi i të cilave i kthehet vetëm vepruesit të saj, sikurse për shembull namazi i suneteve të radhës dhe Umra, dhe gjenden edhe punë dobia e të cilave kalon nga vepruesi tek mjedisi i tij, familja, fqinjët madje dhe mbarë shoqëria, dhe dobia e tyre është për personin edhe në dynja edhe në Ahiret, sikurse për shembull sadakaja dhe dituria e dobishme. Dijeni vëllezërit e mi se ky klasifikim ka disa dobi prej të cilave është se kjo e ndihmon muslimanin të përzgjedh prej punëve atë çfarë dobia dhe shpërblimi i saj është më përgjithësues dhe më përfshirës, si dhe e ndihmon atë të radhisë primaret prej punëve të mira, duke qenë se gjendet e mira dhe më e mira, e rëndësishmja dhe më e rëndësishmja, dhe gjenden punë që bëjnë për një kohë e jo për një tjetër, apo që janë specifike për disa vende e jo për të

tjerë. Kam sjellë dëshmuese, me sa përpjekje kam mundur, për dobinë e tyre, thënie kuranore fisnike dhe hadithe kundërmonjës, si dhe çfarë është në ujdi prej fjalëve të sahabeve famëlartë, selefëve tanë përmirësues, dijetarëve tanë të nderuar bashkëkohorë, Allahu u bëftë dobi me të vëllezërve të mi muslimanë dhe e bëftë atë të sinqertë vetëm për Allahun Fisnik.. Amin

Dhe në fund të këtij parashtrimi dua nga vëllezërit lexues që nëse gjejnë ndonjë gabim apo mangësi, ose duan të japin vërejtje të dobishme apo këshillë të sinqertë, të kontaktojnë me mua në adresën në vijim:

P.O.BOX: 41066 Riyadh 11521
Telefon: 00966506241109
e-mail: advisor07hotmail.com

***O Allah bëji dobi me të vëllezërvë tanë dhe n'a bëj që të jenë të dobishme për ne çfarë n'a ke mësuar, n'a bëjë të gjithëve***

*prej kujt e dëgjon fjalën dhe ndjek më të mirën prej saj. N'a i fal gjynahet tona dhe mangësitë tona në çështjen tonë, fali dy prindërit tanë dhe mbarë muslimanët, të gjallët dhe të vdekurit prej tyre, na jep ne në dynja mirësi e edhe në Ahiret mirësi, mbrona ne prej ndëshkimit të Zjarrit, më mëshirën Tënde o Lavdiplotë, o Falës.*

## *Së pari: Veprime mirësia e të cilave në dynja dhe Amshim i kthehet vetëm atij që i ka kryer*

1.Veprime që kanë të bëjnë me salatin (namazin):

a. Veprime që kryhen para namazit:

### *1) El Udu – abdesi:*

I nderuar vëllai im lexues, abdesi është pastrim dhe dlirësim i trupit si dhe është larje e vetvetes nga gjynahet dhe mëkatet, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur prej tij - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Teksa robi musliman ose besimtar merr abdes, kur e lan fytyrën e tij del prej fytyrës së tij çdo gjynah që ka parë me sytë e tij me ujin ose me të fundit pikë të ujit, kur i lanë dy duart e tij del nga duart e tij çdo gjynah që e ka kryer dora e tij me ujin ose me të fundit pikë të ujit, kur i lanë dy këmbët e tij del çdo gjynah ku ka ecur këmba e tij me ujin ose me të fundit pikë të ujit, derisa të dal i pastruar nga gjynahet"[17].*** Nga Othman bin Afani - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush merr abdes në mënyrë sa më të mire, gjynahet e tij dalin nga trupi i tij ashtu që dalin nga thonjtë e tij"[18].*** Dhe nga po ai - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: E kam parë të Dërguarin e Allahut të marr abdes si ky abdes i imi pastaj tha: ***"Kush merr kështu abdes i falen gjynahet e mëparshme dhe***

[17] Transmetuar nga Muslimi në "Et Tahara" (244) DHE Termidhi po në të (2)
[18] Transmetuar nga Muslimi në "Et Tahara" (245)

***namazi i tij edhe ecja për në xhami i ngelen nafile (plus)”[19].*** Vërtetë një mirësi e madhe nga Allahu është që bëri për ne për çdo ditë çfarë me të pastrojmë vetvetet tona nga pisllëku i gjynaheve. Gjithashtu abdesi është prej kushteve të saktësisë së namazit ashtu që namazi nuk është i saktë veçse me të, ose me tejemum në mungesë të ujit apo kur nuk është i mundshëm përdorimi i tij.

Po me abdes realizohet stolisja e besimtarit në Ditën e Gjykimit, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Kombi im Ditën e Gjykimit thirren (e vinë) mbi një shkëlqim e kjo prej gjurmëve të lëna nga abdesi, ndaj kush mundet ta zgjeroj shkëlqimin e tij le ta bëjë”[20].***

## ***2) Misvaku:***

Misvaku është prej udhëzimit të të Nderuarit të dërguarve - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – si dhe është prej ligjeve të natyrshmërisë. Për të i Dërguari i Allahut i ka nxitur shokët e tij sidomos teksa faleshin, kështu nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***“Po qe se s’do ua rëndoja kombit tim, ose njerëzve, do t’i urdhëroja t’a përdorin misvakun ngjat çdo namazi”[21]***, e kjo që muslimani të

---

[19] Transmetuar nga Muslimi në “Et Tahara” (229)

[20] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në “Et Tahara” (887) dhe Muslimi po në të (246)

[21] Transmetuar nga Bukhariu në “El Xhumua” (887) dhe Nesaiu në “Et Tahara” (7)

futet në bashkëbisedimin me Zotin e tij me gojë të pastër e erëdlirë, dhe që engjëjt e Mëshiruesit dhe robët e Tij të mos ndihen keq prej erërave si ato të dala ndonjë herë nga disa namazfalës. Dije se shpërblimi i përdorimit të misvakut është madhështor, nga Aishja Allahu qoftë i kënaqur me të vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Misvaku është pastrues për gojën dhe kënaqësi për Zotin"***[22]**,** përgëzime për atë me të cilin Allahu kënaqet.

### *b. Çfarë ka lidhje me xhamitë dhe veprimet në to:*

### *1) Hapat për në xhami:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Kush pastrohet në shtëpinë e tij e më pas shkon për në një shtëpi prej shtëpive të Allahut (xhami) që të kryej një farz prej obligimeve që ia ka vënë Allahu, në çdonjë prej dy hapëshit të tij njëri do eliminojë një gjynah dhe tjetri do i ngrejë një gradë"***[23] dhe po nga ai - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen në adresë të Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ka thënë: ***"Kush shkon apo kthehet në xhami Allahu i përgatit atij në Xhenet nderim sa herë që shkon dhe kthehet"***[24]. Sa e sa prej të mirave të janë shtuar dhe të këqija të janë fshirë

---

[22] I saktë, transmetuar nga Termidhi në "Et Tahara" (4) dhe Nesaiu po në të (5)
[23] Transmetuar nga Muslimi në "Es Sala" (666)
[24] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (662) dhe Muslimi po në të (669). Ndërsa nderimi këtu është: çfarë përgatitet për mikun gjatë mikëpritjes së tij.

vëlla i nderuar teksa ti shkon në xhami pesë herë gjatë ditë-natës tënde. Muslimani që ka shpërbilimin më të madh në këtë është ai që e ka xhaminë më shumë hapa larg. Me këtë rast po të kujtoj historinë e Benu (anëtarëve të fisit të) Selemes kur deshën të transferoheshin pranë xhamisë dhe kjo gjë i arriti të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – që u tha se më arriti lajmi se ju doni të barteni pranë xhamisë. I thanë që po o i Dërguar i Allahut e deshëm këtë. Atëherë ai - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - u tha: ***"O bijtë e Selemesë, mbani shtëpitë tuaja, u shkruhen hapat tuaj; mbani shtëpitë tuaja, u shkruhen hapat tuaj"[25],*** ndërsa nga Xhabiri i biri i Abdullahut - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se thotë: Shtëpitë tona qenë të distancuara nga xhamija, synuam t'i shesim shtëpitë tonë e të afrohemi pranë xhamisë, e na ndaloi ta bëjmë këtë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – që na tha: ***"Ju për çdo hap u ngrihet një gradë"[26]*** gjë që e përkrah fjala e Ebu Musa El Eshariut - Allahu qoftë i kënaqur me të - nga i cili vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Nga njerëzit që kanë shpërblim më të madh në namaz është më i largëti i të largëtëve ecës, dhe ai që e pret namazin derisa ta falë atë me imam ka shpërblim***

[25] Transmetuar nga Muslimi në "Es Sala" (665), Ahmedi (332/3), Ibn Khuzejme (451) dhe Ibn Habani (2042)

[26] Transmeton Muslimi në "Es Sala" (664) dhe Ahmedi (336/3)

***më të madh se ai që e falë (jo me xhemat (grup) në xhami) pastaj flen"***[27] ndërsa në një transmetim të Ebu Kurejbes vjen: "derisa ta falë atë me imam në xhemat (grup)".

### *2) Pastrimi dhe të pasurit ndrojtje kur shkohet për në xhami dhe namaz:*

Ligjëvënësi i Urtë ka nxitur pastërtinë e dukshme dhe atë të brendshme dhe po kështu në të gjitha gjendjet, dhe kjo nxitje është më e theksuar lidhur me shtëpitë e Allahut Madhështor dhe të Lavdishëm, ashtu që Krijuesi për në xhami nuk ka nxitur vetëm për thjesht pastërti porse ka kapërcyer tek urdhërimi që personi të zbukurohet për në xhami, ka thënë i Lartësuari: ***"O bijtë e Ademit, vishuni bukur për në xhami (në çdo namaz-lutje)…"***[28].

Për fat të keq këto ditë gjejmë shumë prej namazfalësve që vinë në xhami duke bartur erëra të këqija si pasojë e djersëve, lyrave apo çorapeve të ndotura që e spostojnë xhaminë nga roli i saj si shtëpi e Allahut e vendosur për adhurim, prehje dhe qetësi shpirtërore. Vëlla i nderuar, dije se kur realizohet prehja dhe qetësia shpirtërore atëherë namazi është qetësi shpirtërore siç e ka përshkruar i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – nëpërmjet fjalët së tij thënë muezinit të tij Bilalit -

[27] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (651) dhe Muslimi po në të (662)

[28] Kaptina Araf thënia numër 31

Allahu qoftë i kënaqur me të -: ***"Ngrihu o Bilal e të na qetësosh me namaz"***[29]**.**

Që personi të bëhet gati paraprakisht për kryerjen e namazit i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – urdhëroi të vihet në xhami me qetësi, respekt dhe vetëpërmbajtje, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kur t'a dëgjoni Ikametin shkoni për në namaz dhe tregoni qetësi e respektueshmëri, mos nxitoni. Çfarë të kapni faleni dhe çfarë t'u ketë kaluar plotësojeni"***[30]***,*** e medituesi në hadithin që paraprius gjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – e ka vendosur vetëpërmbajtjen para kapjes së faljes në xhemat, ndonëse dihet mirësia e madhe e kapjes së faljes në xhemat, sidomos tekbirit të parë të hyrjes në namaz.

### *3) Ezani:*

Ezani është lajmërimi për hyrjen e kohës së faljes, dhe po kështu është tregues se vendbanimit ku kryhet ezani është në Islam, si dhe është tregues për zbatimin e riteve dhe shenjave të Allahut. Muezinëve u është besuar çështja e hyrjes së kohës së namazit dhe me ezanin e tyre mësohet

---

[29] I saktë, transmetuar nga Ebu Daudi (4986)
[30] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (636)

hyrja e kohës së namazit, si dhe çel iftar agjëruesi apo përmbahet nga ngrënia dhe pirja.

Për të argumentuar rreth mirësisë së ezanit dhe kryerësit të tij nga Muauija - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Muezinët janë njerëzit më qafëlartë Ditën e Gjykimit"***[31] ndaj bashkëngjitu karvanit të tyre vëllai im i nderuar. Për atë që e dëgjon ezanin është ligjëruar të thotë çfarë është transmetuar nga Xhabiri - Allahu qoftë i kënaqur me të - se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush thotë kur e dëgjon thirrjen (ezanin): Allahume Rabe hadhihi deauetit tem-me, ue salatil ka-ime, e-ti Muhameden eluesilete uel fadile, ue beath-hu mekamen mahmuden el edhi ueadteh-O Allah Zoti i kësaj thirrjeje të përplotë dhe i namazit të kryer, jepi Muhamedit gradën dhe mirësinë dhe ngrije atë në pozitën e lavdërueshme të cilën ia ke premtuar; të tillit i realizohet ndërmjetësimi im në Ditën e Gjykimit"***[32]***,*** pra me këtë me lejen e Zotit arrihet fitimi i ndërmjetësimit të të Dërguarit në Ditën e Gjykimit ndërkohë që ne atë ditë do të jemi shumë të nevojshëm për ndërmjetësues.

---

[31] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (387) dhe Ibn Habani po në të (725)

[32] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (614), Ebu Daudi në "Es Salatu" (529), Termidhi po në të (211) dhe Nesaiu po në të (678)

## *4) Namazi në xhemat:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Vërtetë që pata ndërmend të urdhëroj të kryhet namazi, pastaj t'a urdhëroj një person të falet imam me njerëzit, pastaj në shoqërinë e disa personave që bartin barra drushë të nisem tek njerëz që nuk e frekuentojnë namazin (në xhami) e t'ua djeg shtëpitë me zjarr"***[33] ndërsa në një transmetim ***"sikur të mos ishin në to (shtëpi) gratë dhe fëmijët".***

Nga sa parapriu del qartë në pah obligueshmëria e namazit në xhemat përveçse kur posedohet ndonjë justifikim legjislativ, sikurse i sëmuri i paralizuar, ose qënia udhëtar, ose i verbëri që nuk gjen kë ta shoqërojë për në xhami sipas fjalës më me epërsi të dijetarëve. Ty vëlla të mjafton fakti që do humbasësh sa e sa shpërblime nëse lenë namazin në xhemat, nga Abdullah bin Umar - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Namazi në xhemat është superior ndaj atij individual me njëzeteshtatë gradë"***[34]***.***

---

[33] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (651), Ibn Maxhe në "El Mesexhid uel Xhemea" (791), Nesaiu në "El Imeme" (848) dhe Ahmedi (244/2)

[34] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (645), Muslimi në "Es Salatu" (650) dhe Nesaiu në "El Imame" (837)

### *5) Shkuarja herët për në namaz:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Sikur njerëzit vërtet t'a dinin ç'ka në thirrjen (ezanin) dhe rreshtin e parë (prej shpërblimit), pastaj s'do gjenin veçse të bënin short mes tyre, ata me siguri do të hidhnin short, dhe nëse do e dinin se ç'ka tek shkuarja herët (në xhami) do konkuronin në këtë"[35],*** pra në këtë hadith tregohet për mirësinë e rreshtit të parë dhe shpërblimin e tij të madh, si dhe për mirësinë e hershmërisë dhe nxitimit për në namaz, sikurse të jesh në garë për arritjen vetëm të rreshtit të parë, dhe gjithashtu për këtë mirësi tregon Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - i cili sjell në adresë të Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ka thënë: ***"Rreshtat më të mirë të burrave janë të parët e tyre dhe më të këqinjtë të fundit e tyre, ndërsa rreshtat më të mirë të grave janë të fundit e tyre dhe më të këqinjtë të parët e tyre"[36].***

- Në veçanti hershmëria për në ditën e xhuma (e premte):

[35] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (615), Muslimi në "Es Salatu" (437), Ebu Daudi në "Et Tahara" (351), Nesaiu në "Es Salatu" (671), Terimidhi në "Es Salatu" (499)

[36] Transmeton Muslimi në "Es Salatu" (440), Nesaiu po në të (894) dhe Ebu Daudi po në të (678)

Vëlla i nderuar, ti e di çfarë vlere ka dita e xhuma në mesin e mbarë ditëve të tjera të javës nisur nga çfarë ka transmetuar Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Dita më e mirë në të cilën del dielli është dita e xhuma, në të u krijua Ademi, në të u fut në Xhenet dhe në të u nxorr prej tij"***[37] dhe ajo është festë për ne muslimanët ashtu që Allahu na ka veçuar ne me të në mesin e gjithë kombeve, kështu (vetëm muslimanët kanë të premten kurse) çifutët kanë të shtunën e të krishterët kanë të dielën; i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Allahu i humbi nga e xhumaja ata që qenë para nesh, kështu për çifutët qe dita e shtunë dhe për të krishterët dita e dielë. Na solli ne Allahu dhe na orientoi përkah dita e xhuma duke e bërë Xhumanë, të shtunën dhe të dielën, dhe po kështu ata do vijnë pas nesh (në renditje) Ditën e Gjykimit"***[38]**.**

Gjithashtu prej veçorive që Allahu i Lartësuar i dha atij (Profetit) është namazi i xhumasë që është në rangun e një tubimi të vazhdueshëm javor në të cilin takohen mes tyre muslimanët për të dëgjuar hutben dhe këshillimin nga ligjëruesi. Allahu i Lavdishëm atyre që vijnë herët për në

---

[37] Transmeton Muslimi në "Es Salatu" (854) dhe Nesaiu po në të (1663)

[38] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (856), Nesaiu po në të (1652) dhe Ibn Maxhe po në të (1083)

namazin e Xhumasë, u ka bërë një shpërblim madhështor ashtu që nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***“Kush lahet ditën e xhuma si nga xhunubllëku pastaj shkon (në xhuma me të parët) është për të si të ketë bërë kurban një deve, kush shkon në kohën e dytë është për të si të ketë bërë kurban një lopë, kush shkon në kohën e tretë është për të si të ketë bërë kurban një dash, kush shkon në kohën e katërt është për të si të ketë afruar një pulë dhe kush shkon në kohën e pestë është për të si të ketë afruar një vezë, e kur imami të paraqitet engjëjt vijnë të dëgjojnë përkujtimin”***[39]**.** Eus Eth Thekafiu - Allahu qoftë i kënaqur me të - në mirësinë e ditës së xhuma dhe disa prej punëve në të, thotë në adresë të Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Kush lanë ditën e xhuma dhe lahet, dhe i nxjerr herët të tjerët dhe del herët edhe vetë, ecën më këmbë dhe jo hypur, afrohet afër imamit, dëgjon dhe nuk llafoset e kotësohet, për të për çdo hap (që bën) është sa puna e një viti agjërimi dhe namazi nate në të”***[40]**.**

Nga Selman El Farisiu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi

---

[39] Transmetuar nga Bukahriu në “El Xhumua” (881), Muslimi po në të (850) dhe Ebu Daudi në “Et Tahara” (351): Kush lahet ditën e xhuma si nga xhunubllëku: pra sikurse larja nga xhunubllëku

[40] I saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në “Et Tahara” (345), Termidhi në “Es Salatu” (496). Ibn Maxhe po në të (1087), Nesaiu në “El Xhumua” (1381) dhe Ahmedi (16261)

dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk lahet personi ditën e xhuma dhe të pastrohet aq pastër sa të mundet, të lyhet me lyrjen (parfumin) e tij ose përkasë nga misku i shtëpisë së tij, më pas del e nuk përçan mes dy personave, pastaj falet çfarë i është obliguar, pastaj dëgjon me vëmendje kur imami ligjëron, vetëmse e të tillit i falen çfarë mes tij dhe xhumasë tjetër"[41].***

### *6) Sunetet (faljet vullnetare) e radhës:*

Duke qenë se në më të shumtën në namazin tonë përkundrejt kuptimeve të namazit dhe ndrojtjes në të ne bëjmë lëshime, si për shembull mangësimi i obligesës, moskryerja e sunetit, ngacmimet djallëzore, apo nëpërmendja e gjërave të dynjasë dhe preokupimi në to, për këtë arsye, shpërblimi që arrijmë me namazin është njësi prej atij të plotit që rritet ose zvogëlohet në varësi të ndrojtjes së robit, përqendrimit të tij si dhe ardhjes së robit me namazin e kërkuar e në përputhje me atë të Profetit tonë Muhamedit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – thënësit: ***"Faluni siç më keni parë mua të falem"[42],*** e për sa u tha tregon thënia e Amar bin Jasirit - Allahu qoftë i kënaqur me të - nga i cili vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë:

[41] Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhumua" (883)
[42] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (631)

***"Robi del nga namazi i tij duke mos qenë shkruar për të nga ai vetëm se gjysma e tij, një e treta e tij, derisa tha: një e dhjeta e tij"[43].***

Për përballimin e kësaj mangësie në shpërblimin e namazit i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ligjëroi për ne sunete të rradhës që kryen para ose pas namazeve farze që e kompensojnë muslimanin për çfarë ka lënë mangët në namazin e tij dhe shtojnë peshojet e tij të të mirave. Ato janë dymbëdhjetë rekatë të ditë-natës që kryen si në vijim:

***- dy rekatë para sabahut,*** nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Dy rekatet e sabahut janë më të mira se dynjaja me ç'bartë në të"[44].***

***- katër rekatë para drekës dhe dy pas saj,*** nisur nga hadithi i Aliut - Allahu qoftë i kënaqur me të - ku vjen se: Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – para drekës falte katër dhe pas saj dy[45], dhe gjendet edhe një vlerë shtesë për këto rekatë ashtu që Umu Habibe - Allahu qoftë i kënaqur me të - përcjell nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e

---

[43] "El Iman" i Ibn Tejmijes (28), Albaniu për të ka thënë është hadith hasen (i mirë)

[44] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (725), Termidhi po në të (416) dhe Nesaiu po në të (1452)

[45] Hasen (i mirë), transmetuar nga Termidhi në "Ebuebu Salati" (424)

Allahut qoftë mbi të –: ***"Kush fal para drekës katër dhe pas saj katër Allahu fytyrën e tij do t'ia privojë zjarrit"[46].***

***- dy rekatë pas akshamit,*** ka thënë Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të -: Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – falte akshamin pastaj kthehej në shtëpinë e tij e falte dy rekatë[47].

- dy rekatë pas jacisë (darkës), nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë:

***"Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – pas jacisë falte dy rekatë[48].***

Gjendet edhe një tjetër veçori dhe shpërblim për këto sunete ashtu që ato janë prej shkakut të hyrjes në Xhenet sikurse ka transmetuar Umu Habibe - Allahu qoftë i kënaqur me të - se ajo ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Nuk ka person të falë për Allahun vullnetarisht veç farzeve çdo ditë dymbëdhjetë rekatë vetëmse Allahi atij i ndërton një shtëpi në Xhenet"[49].***

Gjithashtu (prej suneteve të radhës) janë katër rekatë para ikindisë (mesditës) ashtu që nga Ibn Umari - Allahu

[46] I saktë, transmetuar nga ibn Maxhe në "Es Salatu" (1164), Ebu Daudi po në të (1269) dhe Termidhi po në të (427)
[47] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në "Es Salatu" (1164)
[48] I saktë, transmetuar nga Termidhiu në "Ebuebu Salati" (436)
[49] Transmetuar nga Muslimi në "Salatul Musefirin" (728) dhe Nesaiu në "Kijamul Lejl ue Teteaun Neher" (1796)

qoftë i kënaqur me të - vjen që ka thënë se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***"Allahu e mëshiroftë personin që para ikindisë falë katër"[50].***

Dhe çfarë shton mbi këto rekatë për robin është mirë. Bereqet dhe afrimitet tek Zoti i tij e ai me këtë përfiton një shpërblim madhështor me lejen e Allahut, nga Thuabani - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: E kam pyetur Profetin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – për më të dashurat punë tek Allahu dhe ka thënë: ***"Angazhohu me sa më shumë sexhde, e ti nuk bën për Allahun sexhde vetëm se me të Allahu të ngrenë një gradë dhe me të ta eliminon një gjynah"[51],*** ndërsa nga Rabia bin Keab El Eslamiu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Pata fjetur në prani të Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe i shërbeva atij ç'i duhej për abdesin e tij dhe ç'i nevojitej e më tha: ***"Kërko! I thashë: Kërkoj nga ty të jem në shoqërinë tënde në Xhenet. Më tha: Apo tjetër? I thashë: Këtë kam. Tha: Më ndihmo kundrejt vetëvetes duke shtuar sexhdet"[52].*** Afrimiteti më i madh i robit me Zotin e tij është përgjatë sexhdes së tij, nga Ebu

---

[50] Hasen (i mirë), transmetuar nga Ebu Daudi në "Es Salatu" (1271) dhe Termidhi në "Ebuebus Salati" (430)

[51] Transmeton Muslimi në "Es Salatu" (488), Ibn Maxhe në "Ikametus Salati ues Sunetu Fijha" (1423) dhe Nesaiu në "Et Tatbik" (1139)

[52] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (489) dhe Nesaiu në "Et Tatbik" (1138)

Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "Më afërmja e mundshme e robit pranë Zotit të tij është teksa është në sexhde, pra bëni (në sexhde) sa më shumë lutje"[53].

### *7) Qëndrimi në xhami në mes namazeve:*

Për të ka një mirësi madhështore tek Allahu ashtu që i

Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Robi mbetet në namaz përderisa është në faltoren e tij në pritje të namazit dhe engjëjt thonë: O Allahu ynë fale atë, o Allahu ynë mëshirojë atë, derisa (robi) të ikë apo prish abdesin"[54].***

Gjenden edhe shumë hadithe që kanë tubuar shumë prej pikave të mëparshme duke treguar për më të mirat e tyre, prej tyre është thënia e Ebu Hurejrës - Allahu qoftë i kënaqur me të - ku thotë se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Namazi i personit në xhemat (në grup në xhami) është shumëfish nga namazi i tij në shtëpinë e tij apo në pazarin e vet me njëzetëepesë fish, e kjo kur ai merr abdes më së miri, pastaj del për në xhami e nuk e ka nxjerrur diç tjetër përveçse***

---

[53] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (482), Ebu Daudi po në të (875) dhe Nesaiu në "Et Tatbik" (1137)

[54] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (482), Nesaiu në "El Mesexhid" (733)

***namazi, kështu ai nuk e hedh një hap vetëm se me të ngrihet një gradë dhe i eliminohet një gjynah. Kur falet engjëjt vazhdojnë të bëjnë lutje për të o Allahu ynë bëje të lavdërueshëm atë, o Allahu ynë mëshiroje atë, përderisa është në faltoren e tij. Dikush prej jush mbetet në namaz (konsiderohet në namaz) përderisa pret namazin (vijues)"[55].***
Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kur personi merr abdesi më së miri pastaj del për në namaz duke mos e patë nxjerrur ose tha shtytur vetëm se ai, nuk hedh hap vetëm se Allahu me të e ngrenë një gradë dhe ia eliminon një gjynah"[56]*** dhe po nga ai - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"A doni t'ju tregoj me çfarë Allahu i fshinë gjynahet dhe me të i ngrenë gradët. - Thanë: Sigurisht o i Dërguar i Allahut. - Tha: Mirëmarrja e abdesit në situata të vështira, hapat e shumta për në xhami dhe ndenja në pritje nga namazi në namaz që vërtetë është (konsiderohet) qëndresë në llogore"[57].***

***- Qëndrimi në xhami pas namazit të sabahut dhe falja dy rekatë pas lindjes së diellit:***

---

[55] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (647) dhe Muslimi në "Es Salatu" (649)
[56] Transmetuar nga Ibn Maxhe në "Et Tahara" (281)
[57] Transmetuar nga Muslimi në "Et Tahara" (251), Nesaiu po në të (143) dhe Termidhi po në të (51)

Nga Enes bin Maliku - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Kush e fal sabahun në xhemat (në xhami), pastaj ulet të përmend Allahun derisa të lindë dielli, pastaj falet dy rekatë, për të është si shpërblimi i haxhit***

***dhe umras, - tha: - Tha i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: Plotësisht, plotësisht, plotësisht”[58].***

### *c) Sunetet e Duhasë (paradites):*

Nga Zejd bin Arkami - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Doli i Dërguari i Allahut tek njerëzit e Kibesë teksa ata po faleshin dhe u tha: ***“Namazi i të përkushtuarve kur ndihet vapa (paradite)”[59]***, e ky namaz është namazi i paradites për të cilin i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – e porositi Ebu Hurejran ta ketë parasysh, nga ai - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: ***“Më ka porositur miku im më i ngushtë (Profeti) me tre gjëra… dhe prej tyre përmendi namazin e Duhasë (paradites)”[60].***

[58] Transmetuar nga Termidhi në “Es Salatu” (586), Albaniu e ka konfirmuar si hasen (i mirë)
[59] Transmetuar nga Muslimi në “Es Salatu” (784), kur ndihet vapa: koha e paradites
[60] “El Xheamiës Sahih” (1178) e ka saktësuar Albaniu

Mirësia e këtij suneti vjen nga Ebu Dheri - Allahu qoftë i kënaqur me të - që transmeton nga i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ai ka thënë: ***"Për çdo eshtërlidhje të dikujt prej jush në të gdhirë duhet dhënë një lëmoshë (sadaka), ndërkaq çdo tesbih (thënie: Subhan Allah) është sadaka, çdo tehmid (thënie: el Hamdu Lilah) është sadaka, çdo tehlil (thënie: la ilahe il Allah) është sadaka, çdo tekbir (thënie: Allahu Ekber) është sadaka, urdhërimi në të mirë është sadaka, ndalimi nga e keqja është sadaka, e nga kjo të shlyejnë dy rekate të kryera përgjatë duhasë (paradites)"[61].***

Imagjino vëlla i nderuar, të duhet të japësh sadaka për çdo eshtër të trupit e ato që arrijnë në 360!!! E nuk do arrije t'i shlyeje besnikërisht këto sadaka, por lum për mëshirën e Allahut dhe fisnikërinë e Tij që na ligjëroi sunetin e Duhasë për të qenë kompensim kundrejt këtyre sadakave.

### *d) Namazi gjatë natës:*

Prej namazeve më të mira (të vullnetëshme) është namazi në zemër të natës së errët, në veçanti në një të tretën e fundit të natës, teksa mbretëron heshtja, qetësia, kthjellimi shpirtëror dhe kënaqësia e bisedës vetëm për vetëm me Allahun. Allahu i Lavdishëm i ka lavdëruar besimtarët për

[61] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (720) dhe Ebu Daudi po në të (1286)

namazin e tyre gjatë natës, ka thënë i Lartësuari: ***“Ata pak flinin natën. Dhe në syfyr (kah mbarimi i natës) ata kërkonin falje për mëkatet”[62],*** gjithashtu namazi i natës është prej traditave të Profetit tonë - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – me të cilat u urdhërua të angazhohet, lidhur me këtë i Lartësuari ka thënë: ***“O ti i mbështjellur! Ngrihu për falje nate, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose diç më pak se gjysmën. Ose shto diç prej saj dhe Kur'anin lexoje me vëmendje”[63].*** Për mirësinë e namzit të natës Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - ka thënë: I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***“Namazi më i mirë pas farzit është namazi i natës”[64].*** I Dërguari Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - e lavdëron shokun e tij Abdullah bin Umar - Allahu qoftë i kënaqur me të dy -, me fjalën e tij: ***“Më i miri burrë është Abdullahu në u ngrejtë natën të falë namaz”[65]*** ndërsa në një transmetim ai - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***“Mos ji si filani që patë qenë ngritur të falej natën dhe e la”.***

## 2. Veprime që kanë të bëjnë me Agjërimin:

---

[62] Kaptina Dherijat (17-18)
[63] Kaptina El Muzemil (1-4)
[64] Transmetuar nga Muslimi në “Es Saum” (1163), Ebu Daudi po në të (2429), Termidhi në “Es Salatu” (438) dhe Nesaiu po në të (1613)
[65] Mutefekun aljhi: Transmetuar nga Bukhariu në “Et Tehexhud (1122) dhe Muslimi në “Fadailus Sahabe” (2497)

a) Mirësia e agjërimit vullnetar në përgjithësi: Nga Ebu Seaid El Khudriu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Nuk ka person që të agjëroj një ditë në rrugë të Allahut, përveçse Allahu me këtë ditë e largon fytyrën e tij nga Zjarri shtatëdhjetë vjet"***[66]***.***

Në hadithin e shenjtë (kudsi) Zoti i lavdisë thotë: ***"Çdo punë e birit të Ademit është për të, përveç agjërimit që është për Mua dhe Unë shpërblej për të"***[67]***,*** e edhe agjërimi vullnetar hynë këtu me lejen e Allahut.

Agjërimi është mburojë nga rënia në shthurje dhe haram, ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"O ju të rinj, kush prej jush e ka të mundur shpënzimin le të martohet, pasi ajo më së miri e mbyll syrin (nga harami) dhe më së miri e mbron organin gjenital (nga rënia në imoralitet), ndërsa kush nuk mundet le të agjëroj pasi ai për të është shues nga epshi"***[68]***.***

Gjithashtu agjërimi është ushtrim i vetvetes për të mos rënë në shpërdorimin e qejfeve si dhe është përkujtim për ne lidhr me gjendjen e vëllezërve tanë të vobekët, të varfër

---

[66] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhihad ues Sijar" (2480) dhe Muslimi në "Es Sijam" (1153), shtatëdhjetë vjet: distancën shtatëdhjetë vjet

[67] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Es Saum" (1904) dhe Muslimi në "Es Sijam"

[68] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "En Nikeh" (5066) dhe Muslimi po në të (1400), shpenzimet: pra shpenzimet e martesës. Shues: ndërprerës nga epshndjellja.

dhe persekutuar, që nuk gjejnë me çfarë të shuajnë etjen e tyre e të mbushin barqet e tyre të boshatisur. Muadhi - Allahu qoftë i kënaqur me të - kur i erdhi vdekja ka thënë duke qarë: Qajë për etjen në vapën e madhe (agjërimin në vapë që shkakton etje) dhe karvanin që u dyndet dijetarëve në qarkimet ku mësohet dituria. Ndërsa nga Amir bin Abdul Kajsi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se kur i ka ardhur vdekja ka thënë: "Për Allahun nuk qajë nga frika e vdekjes ose nga vdekja por qajë se do e lejë etjen në vapën e madhe (agjërimin) dhe zemrën e natës (namazin e natës) [69].

### *b) Mirësia e agjërimit të Ashurasë (ditës së dhjetë të muajit Muharem) në veçanti:*

Nga Ibn Abasi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Kur erdhi i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - në Medine, i pa çifutët të agjëronin Ashuran dhe u tha çfarë është kjo? I thanë: Ditë e mirë në të cilën Allahu shpëtoi Musain dhe Benu Israilët (çifutët) nga armiku i tyre (Faraoni) kështu atë e agjëroi Musa - paqja e Allahut qoftë mbi të -. Tha: ***"E drejta është se ne na takon Musai më shumë nga nga ju dhe e agjëroi si dhe urdhëroi të***

[69] Etjen në vapë: agjërimi në vapën e madhe

***agjërohet"***[70] dhe për t'u distancuar nga çifutët i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – urdhëroi të agjërohet edhe një ditë tjetër krahas saj ashtu që ka thënë: ***"Në mbetsha (gjallë) në të ardhmen do e agjëroj të nëntën ditë (ditën para Ashuras)"***[71] pra do e agjëroj të nëntën krahas të dhjetës. Ibnul Kajimi ka thënë: Rendet e agjërimit janë tre më e plota e të cilave është agjërimi një ditë para saj dhe një ditë pas, pastaj është agjërimi i të nëntës dhe të dhjetës mbi të cilën fjalë janë shumica e haditheve, pastaj agjërimi vetëm i të dhjetës. Lidhur me mirësinë e tij i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Pres nga Allahu që të fal vitin që ka qenë para saj (Ashurasë)"***[72]**.**

### *c) Agjërimi i gjashtë (ditëve) prej muajit Sheuel:*

Nga Ebu Ejub el Ensariu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush e agjëron Ramazanin pastaj e pason me gjashtë prej Sheuelit është si agjërimi i gjithë jetës"***[73]**.** Kjo duke qenë se një e mirë shpërblehet dhjetëfish, kështu që Ramazani është i

---

[70] Transmetuar nga Bukhariu në "Es Saum" (2004), Muslimi në "Es Sijam" (1130), Ebu Daudi në "Es Saum" (2444) dhe Ahmedi (2644)

[71] Transmetuar nga Muslimi në "Es Saum" (1134) dhe Ebu Daudi po në të (2445)

[72] Transmetuar nga Muslimi në "E Sijam" (1162)

[73] Tranmetuar nga gjashtëshja përveç Bukhariut

barazvlefshëm me dhjetë muaj edhe gjashtë ditët e Sheuelit me dy muaj, gjë që është një vit i plotë, dhe nëse kjo bëhet çdo vit është si agjërimi i gjithë jetës.

Vëlla bëj kujdes kundrejt agjërimit të tyre që të marrësh këtë shpërblim madhështor. Ndërkaq për atë që ka frikë prej dembelizmit dhe preokupimeve është e pëlqyeshme që pas ditës së festës të parshpejtoj agjërimin e gjashtë ditëve të Sheuelit.

Dhe këtu dua të bëj vërejtjen se agjërimi i ditës së festës (Fitër Bajramit) është i ndaluar dhe i tillë është edhe agjërimi i vetëm ditës së premte (xhuma) përveçse n'u agjëroftë dhe një ditë pas ose para, por nëse vetë dita e xhuma është objekt agjërimi si t'i takoj të jetë dita e Arafatit ose kur personi betohet të agjërojë në një datë të caktuar nëse Allahu e mundëson të arrijë çfarë synon dhe kjo datë t'i takojë të jetë ditë e xhuma, në të tilla raste lejohet vetmimi i saj me agjërim[74] bazuar në fjalën e të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Mos t'a agjëroj ndokush nga ju ditën e xhuma vetëm se shoqëruar me një ditë para ose pas saj"[75],*** ndërkaq shumica e dijetarëve kanë dalë në konkluzionin se ndalimi këtu

[74] Agjërimi i betimit është obligim dhe agjërimi i obligueshëm nuk kushtëzohet me qenien e ditës ditë mekruh për t'u agjëruar, sipas fjalës së dijetarëve
[75] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Es Saum" (1985) dhe Muslimi në "Es Sijam" (1144)

është në gradën e mekruhut (papëlqyeshmërisë) jo të haramit (ndalesës kategorike).

### *d) Agjërimi i ditës së Arafatit:*

Agjërimi i ditës së Arafatit është ligjëruar jo për kryerësin e Haxhit, dhe është një nga punët më të mira të dhjetëditëshit (të parë) të muajit Dhul Hixhe për atë që nuk po kryen haxhin (mirësia e e dhjetë ditëshit të Dhul Hixhes do vijë e detajuar në një kapitull në vijim). Agjërimi i saj nuk ligjërohet për kryerësin e Haxhit që ai të jetë i fortë për të kryer sa më shumë ibadete në ditën e Arafatit. Nga Ebu Katede - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Është pyetur i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – për agjërimin e ditës së Arafatit dhe tha: ***"Pres nga Allahu të fal për vitin që është para tij (Arafatit) dhe vitin që është pas tij"*[76]*.***

### *Vërejtje:*

Kjo shlyerje gjynahesh siç erdhi këtu si dhe tek agjërimi i Ashuras është shlyerje vetëm për gjynahet e vogla e s'është shlyerje për të mëdhatë, pasi për to (shlyerjen e të mëdhave prej gjynaheve) obligohet pendimi i sinqertë, shkëputja nga gjynahi, moskthimi tek ai, si dhe kthimi i të drejtave atyre

[76] Transmetuar nga Muslimi në "Es Sijam" (1162)

që u takojnë nëse ky gjynah i madh ka të bëjë me të drejtat e njerëzve.

### *3. Kohë dhe vende në të cilat shumëfishohen shpërblimet dhe pranohen lutjet:*

A. Kohët e shumëfishimit të shpërblimeve dhe përgjigjedhënjes së lutjeve:

#### *1) Muaji Ramazan:*

Vëllai im, dije se shpërblimet në muajin e Ramazanit shumëfishohen ashtu që në hadithin nga i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen: ***"Nuk vjen për muslimanët muaj më i mirë nga muaji i Ramazanit dhe nuk vjen për dyfytyrëshit muaj më i keq për ta se Ramazani"***[77] ndaj vëlla i nderuar bëj kujdes ta shfrytëzosh këtë muaj madhështor duke bërë punë të mira prej namazit, sadakasë, zekatit si dhe çdo punë tjetër të mirë. Falënderimi i takon Allahut që na e bëri këtë muaj madhështor dhe i bëri rrugët e bindshmërisë të lehta, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kur vjen Ramazani hapen dyert e***

[77] Publikuar nga Ahmedi (8350). Ibn Khuzejme dhe dijetari Ahmed Shekir e klasifikojnë këtë hadith të saktë

***Xhenetit dhe mbyllen dyert e zjarrit si dhe lidhen shejtanët"[78].***

### *- Umra në Ramazan:*

Nga mirësia e Allahut lidhur me shumëfishimin e shpërblimeve në Ramazan është se bëri që Umra në Ramazan të ketë vlerën e Haxhit bazuar në fjalën e tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – thënë Umu Sinanit kur ngeli pa marrë pjesë në Haxhin e Lamtumirës: ***"Kur të vijë Ramazani bëje Umran, vërtetë që Umra në Ramazan ka vlerën e Haxhit"*** apo ka thënë: ***"(vlerën) e haxhit me mua"[79].***

### *- Nata e Kadrit:*

Është një natë madhështore, shpërblimi i adhurimit në të është më shumë se adhurimi për njëmijë muaj (pra tetëdhjetëetre vjet e katër muaj afërsisht) ka thënë i Lartësuari: ***"Ne e zbritëm atë (Kuranin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!"[80].***

Në të u zbrit Kurani në qiellin e dynjasë dhe në të vendosen

---

[78] Transmetuar nga Muslimi në "Es Sijam" (1079)

[79] Transmetuar nga Bukhariu në "El Umra" (1782), Muslimi në "El Haxh" (1256) dhe Ahmedi (2025)

[80] Kaptina Kadër thëniet 1-3

përcaktimet (fatet) e gjithçkaje që do bëhet në vitin e ardhshëm, ka thënë i Lartësuari: ***"Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë."***[81] dhe me të Allahu e ka veçuar vetëm kombin e Muhamedit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ashtu që Imam Maliku ka thënë: Më ka arritur se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Mosha e kombit tim është zvogëluar kundrejt moshave të kombeve të mëparshme ndaj dhe Allahu i dha atij Natën e Kadrit"***[82]**.**

## 2) Dhjetëshja e Dhul Hixhes:

Nga Ibn Abasi Allahu qoftë i kënaqur me të vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Nuk ka ditë në të cilat puna e mirë të jetë më e dashur tek Allahu sesa këto ditë pra dhjetë ditëshi. Thanë: O i Dërguar i Allahut as edhe xhihadi në rrugë të Allahut? Tha: As xhihadi në rrugë të Allahut përveç***

[81] Kaptina Duhan thëniet 2-4

[82] I dobët, e ka përmendur atë Imam Maliku në librin e tij "El Muata" (99/1)

***personit që del (në rrugë të Allahut) me veten dhe pasurinë e tij dhe nuk kthehet me asgjë prej kësaj”[83].***

Prej rëndësisë së dhjetëshes së Dhul Hixhes është se Allahu është betuar në të në Librin e Tij të lavdishëm: ***“Pasha agimin! Pasha dhjetë netët! Pasha çiftin dhe pasha tekun!”[84],*** e dhjetë netët siç kanë thënë dijetarët janë dhjetëshja e Dhul Hixhes.

Angazhohu vëlla në shfrytëzimin e dhjetëshes së Dhul Hixhes me punë të mira si leximi i Kuranit, sadakaja, namazi vullnetar dhe agjërimi, sidomos kjo është për kë është i pranishëm në dy xhamitë e shenjta, në veçanti agjërimi i ditës së Arafatit mirësia e së cilës u parapërmend si dhe prerja kurban në ditën e kurbanit që është nga tradita e të Dërguarit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -.

### *3) Kohët kur marrin përgjigje lutjet:*

a) Lutja në brendinë e natës:

Nga Xhabiri Bin Abdullahu - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - vjen se ka thënë: Kam dëgjuar Profetin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***“Natën është një kohë që nëse personi musliman akordon me të duke e lutur***

[83] Transmetuar nga Bukhariu në “El Id” (969), Ebu Daudi në “Es Sijam” (2438), Ibn Maxhe po në të (1727) dhe Termidhi po në të (757)
[84] Kaptina “El Fexhr” thëniet 1-3

***Allahun për mirësitë e dynjasë dhe Amshimit, Allahu medoemos ja jep atë (që kërkon), dhe kjo është për çdo natë"[85]***, kështu lutja në brendinë e natës sidomos në kohën kur personi falet, qëndron zgjuar në orët e vona dhe bisedon ngushtazi me Zotin e tij, këto janë prej kohëve të përgjigjes ashtu që në hadith vjen fjala e të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Për çdo natë Zoti ynë i Lavdishëm dhe i Lartësuar zbret (me një zbritje që i takon hyjnisë së Tij dhe që s'duhet përngjasuar) në qiellin e dynjasë kur mbetet një e treta e fundit e natës, thotë: Kush më lutet t'i përgjigjem, kush më kërkon t'i jap, kush kërkon faljen time t'a fal"[86].***

Përvishi krahët vëlla me përkushtim, ji prej përmirësuesve dhe përgjigju thirrjes së Mëshiruesit.

### *b) Lutja mes Ezanit dhe Ikametit:*

Kjo gjithashtu është kohë përgjigjeje, nga Enesi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari ynë - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - : Lutja nuk kthehet mbrapsht mes Ezanit dhe Ikametit, lutuni pra"

---

[85] Transmetuar nga Muslimi në "Salatul Musafirin ue Kasruha" (757), Termidhi në "Ed Deauet" (3579) dhe Ebu Daudi në "Es Salatu" (1277)

[86] Transmetuar nga Muslimi në "Salatul Musafirin ue Kasruha" (758) dhe Termidhi në "Es Salatu" (446)

transmetuar nga Ebu Daudi e ndërkaq Termidhi shton: ***"Thanë: Çfarë të themi o i Dërguar i Allahut? Tha: Luteni Allahun për mirësi në dynja dhe Amshim"[87].***

### *c) Koha (e lutjepërgjigjes) në ditën e xhuma (premte):*

Nga veçoritë e ditës së xhuma veç të tjerave është se në të është një kohë përgjigjeje, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - përmendi ditën e xhuma dhe tha: ***"Në të është një kohë të cilën nëse e qëllon personi musliman i ngritur në falje, lutës Allahun për diçka, medoemos do ia japë, dhe me dorën e vet e tergoi atë për të pakët (si njësi kohore)"[88].*** Ka larmi mendimesh lidhur me ekzaktësinë kohore të saj ashtu që ka kush ka thënë se ajo është momenti kur ligjëruesi ulet në mes dy hutbeve (ligjëratave), ka kush ka thënë është nga koha kur mbaron ligjëratën deri kur të mbarojë namazin e tij, dhe ka kush ka thënë se ajo kohë është koha e fundme e ditës së xhuma pas iqindisë (mbasdites) gjë që ka dhe më shumë epërsi bazuar në fjalën e të Dërguarit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kohën e pritëshme (të lutjepërgjigjes) në***

[87] Hadith hasen (i mirë)

[88] Mutefekun aljhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhumua" (935) dhe Muslimi po në të (852)

***ditën e xhuma kërkojeni pas namazit të asrit (iqindisë-mbasdites) deri në perëndim të diellit"[89].***

## *d) Kur agjëruesi çel (iftar):*

Nga Abdullah bin Umar ibnul Asi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Për agjëruesin teksa çel iftar është një lutje që s'kthehet mbrapsht"[90],*** ndaj dhe preferohet që agjëruesin kur të çel iftar të shtojë lutjen dhe t'i kërkojë Allahut nga mirësia e Tij, duke qenë se kjo është prej mirësive të agjëruesve me të cilën Allahu i ka privilegjuar ata.

## *e) Lutja e ditës së Arafatit:*

Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – "Lutja më e mirë është ajo e Arafatit dhe më e mira çfarë thashë unë dhe profetët para meje është La ilahe il Allah-s'ka të adhuruar të meritueshëm përveç Allahut, të Vetmit e të Pashoq, Atij i takon sundimi, Atij i takon falënderimi suprem dhe Ai është i Aftë për gjithçka"[91].

## *f) Kur përfundon së lexuari Kuranin:*

---

[89] Transmetuar nga Termidhi në "Es Salatu" (489) dhe Tabariu, shiko nëse dëshiron hadithin (491) në të njëjtin kapitull.

[90] I dobët, transmetuar nga Ibn Maxhe në "Es Sijam" (1753)

[91] Publikuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3585) Albaniu për të ka thënë se është hasen (i mirë).

Përmendet nga Enesi - Allahu qoftë i kënaqur me të - se ai kur e përfundonte së lexuari Kuranin i mblidhte fëmijët dhe pjesëtarët e familjes dhe bënte dua për ta[92].

### *g) Lutja kur pinë ujë Zemzemi:*

Nga Xhabiri bin Abdullahu - Allahu qoftë i kënaqur me të dy -, vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: "Uji i Zemzemit është për çfarë (lutje bën kur) e pin"[93].

## *B. Vende ku shpërblimet shumëfishohen dhe në to lutjet marrin përgjigje:*

### *1) Xhamia e Shenjtë (Qabeja):*

Nga Xhabiri bin Abdullahu - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Një falje në këtë xhaminë time (xhamia profetike e Medines) është më e mirë se njëmijë namaze në xhamitë e tjera përveç Xhamisë së Shenjtë (Qabesë) ashtuqë një namaz në Xhaminë e Shenjtë është më i mirë se njëmijë namaze në këtë"[94].*** Gjithashtu është xhamia e parë drejt së cilës u ligjërua të

[92] Transmetuar nga dijetari Derimi (fq 569 / volumi 2), Seaid bin Mensuri (fq 140 / volumi 1) dhe Bejhakiu në "Shuabul Iman" (fq 368 / volumi 2) e të tjerë
[93] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në "El Menesik" (3062)
[94] I saktë, transmetuar nga Ahmedi (14750) dhe Ibn Maxhe në "Ikametus Salauati ues Sunetu Fiha" (1406)

bëhet shtegtim, është shtëpia e Allahut në tokën e Tij që e vendosi stabilitet dhe garanci për njerëzit, lëshohen për tek ajo shpirtërat e besimtarëve dhe lidhen me të zemrat e të bindshmëve, është kibla-pikëorientimi i dytë dhe numri një i dy xhamive të shenjta.

2) Xhamia Profetike:

Numri dy i dy xhamive të shenjta të cilën e ndërtoi i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – sapo erdhi në Medine që të ishte vendtubimi i muslimanëve, vend i kryerjes së adhurimeve të tyre si dhe qendër arsimimi dhe shkollimi për ta prej ku dilnin shokët fisnik të Profetit që të përhapnin Islamin në skajet e gjallnuara.

Prej mirësisë së Xhamisë është çfarë është transmetuar nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ku ka thënë: ***"Çfarë është midis shtëpisë sime dhe minberit[95] tim është një bahçe prej bahçeve të Xhenetit dhe minberi im është mbi Haudin[96] tim"[97].***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka

[95] Vend ku hypet për ligjërimin e xhumasë (sh.p.)
[96] Liqeni special që i dhurohet Profetit në Botën Tjetër (sh.p.)
[97] Transmetuar nga Bukhariu në "Fadlus Salati fi Mesxhidi Meke ue Medine" (1195), Muslimi në "El Haxh" (1390) dhe Nesaiu në "El Mesexhid" (695)

thënë: ***"Një falje në këtë xhami timen është më e mirë se njëmijë namaze tjetërkund përveç Xhamisë së Shenjtë (Qabes)"[98].***

### *3) Xhamia Aksa (Kudsi në Palestinë):*

Ka thënë i Lartësuari: ***"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Xhamisë së Shenjtë (prej Qabes) për në Xhaminë Aksa (Kuds), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar…"[99],*** pra ajo është kibla-pikëorientimi i parë dhe vendi nga ku i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – bëri Isranë dhe Miaraxhin (natëngjitjen) në qiell.

Është një nga xhamitë drejt së cilës ligjërohet të bëhen udhëtime, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të -, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –

vjen se ka thënë: ***"Nuk ndërmerren udhëtime përveçse drejt tre xhamive, Xhamisë së Shenjtë (Qabeja), Xhamisë së të Dërguarit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe Xhamisë Aksa"[100],*** gjithashtu prej mirësive të saj është çfarë na ka transmetuar Abdullah ibn Amër ibnul Asi -

---

[98] Transmetuar ng Bukhariu në "Fadlus Salati fi Mesxhidi Meke ue Medine" (1190), Muslimi në "El Haxh" (1394) dhe Nesaiu në "El Mesexhid" (694)

[99] Kaptina Isra, thënia 1

[100] Transmetuar nga Bukhariu në "Fadlus Salati fi Meke ue Medine" (1189), Muslimi në "El Haxh" (1397), Ibn Maxhe në "Ikametus Salati ues Suneti Fiha" (1409) dhe Nesaiu në "El Mesexhid" (700)

Allahu qoftë i kënaqur me të dy -, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ka thënë: ***“Kur Sulejmani i biri i Daudit përfundoi së ndërtuari Kudsin (Xhaminë Aksa) iu lut Allahut për tre (gjëra), urtësi të përkojë me urtësinë e Tij, sundim që të mos e ketë askush pas tij si dhe që të mos vijë ndokush që synon vetëm faljen në këtë Xhami vetëmse të dalë prej xhynaheve të tij i tillë si ditën kur e lindi e jëma. Dhe Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – tha: Përsa i përket dy iu dhanë, dhe shpresoj se i është dhënë edhe e treta”***[101]**.**

### *4) Xhamia e Kubesë:*

Nga Usejd bin Khudejri - Allahu qoftë i kënaqur me të - transmetohet nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ka thënë: ***“Falja në Xhaminë e Kubesë është si të bëmurit Umra”***[102]***,*** ndërsa Sehl bin Hunejfi - Allahu qoftë i kënaqur me të - ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Kush pastrohet në shtëpinë e tij pastaj vjen në Xhaminë e***

---

[101] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në “Ikametus Salauati ues Suneti Fiha” (1408)

[102] I saktë, transmetuar nga Termidhi në “Es Salatu” (324) dhe Ibn Maxhe në “Ikametus Salati ues Suneti Fiha” (1411)

***Kubesë dhe fal në të namaz për të shpërblimi është si për Umra"*[103]**.

### *5) Lutja tek Multezemi[104]:*

Është transmetuar se tubimi tek Multezemi dhe lutja tek ai preferohen[105] bazuar në çfarë ka thënë Abdurahman bin Safuani - Allahu qoftë i kënaqur me të - se: E kam parë të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të qëndrojë i tubuar tek dera (e Qabes) midis Gurit dhe derës dhe i kam parë dhe njerëzit të qëndronin të tubuar tek dera me të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –[106]. Në adresë të Ibn Abasit - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - është transmetuar se ai qëndronte i tubuar midis kulmit dhe derës, dhe thoshte: ***"Mes kulmit dhe derës lutet qëndruesi, nuk tubohet midis tyre ndokush që e lut Allahun për diçka, përveçse e Ai ia jep"*[107]**.

### *C. Persona lutjet e të cilëve marrin përgjigje:*

---

[103] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në "Ikametus Salati ues Suneti Fiha" (1412) dhe Nesaiu në "El Mesexhid" (699)

[104] Pjesa e Qabes midis gurit të zi dhe derës së Qabes (sh.p.)

[105] Dijetarët kanë larmi mendimesh lidhur me këtë veprim

[106] Transmetuar nga Ahmedi dhe Ebu Daudi në "El Menesik" (1898), Ibn Khuzejme ka thënë se është transmetim i saktë

[107] Meukuf (qëndron ky transmetim) tek Ibn Abasi dhe zinxhiri i transmetimit të tij është i dobët "El Mexhmua Sherhul Muhedheb li Neveui" 260/8

Nga Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Tre lutje marrin përgjigje pa asnjë pikë dyshimi, lutja e kujt i është bërë padrejtësi, lutja e udhëtarit dhe lutja e prindit për fëmijën e tij"[108].***

Në një hadith tjetër nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Treve nuk u kthehet mbrapsht lutja, agjëruesi derisa të çel iftar, prijësit të drejtë, si dhe atij që i është bërë padrejtësi të cilën Allahu e ngre sipër reve dhe i hap dyert e qiellit teksa Zoti thotë: Betohem në Lavdinë Time që do të kesh ndihmën Time edhe pse më tutje"[109].***

### *4. Kuvendet (vendqëndrimet) e dhikrit:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka

thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk tubohet një grup njerëzish në një shtëpi prej shtëpive të Allahut duke lexuar Librin e Allahut dhe studiuar atë midis tyre, përveçse e atyre u zbret prehje, i kaplon mëshira, i qarkojnë engjëjt dhe i përmend Allahu tek kush gjendet tek Ai (në shoqërinë e Tij***

[108] Hasen (i mirë), transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3448)
[109] Hasen (i mirë), transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3598)

***hyjnore)"***[110]. Këto janë ato mirësitë e mëdha dhe katër dhuratat e mëdha që jep Allahu veçanërisht për kuvendet e dhikrit (përkujtimit).

Po nga ai (Ebu Hurejra) - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Allahu ka ca engjëj që vërtiten rrugëve në gjetje të dhikërbërësve. Kur gjejnë një grup njerëzish që kujtojnë Allahun e thërrasin njëri-tjetrin hajdeni tek çfarë kërkoni, tha: I qarkojnë ata me krahët e tyre deri në qiellin e dynjasë, tha: I pyet ata Zoti i tyre duke qenë më i ditur se ata: Çfarë thonë robërit e Mi, tha: Thonë: Të adhurojnë pa të vënë të meta, të Lartëmadhërojnë, falënderojnë dhe thurrin lavde, tha: Ndërkaq Ai thotë: Po a më kanë parë ata Mua?, tha: Thonë: Jo për Allahun nuk të kanë parë, tha: Thotë: Si do qe nëse do më kishin parë?, tha: Thonë: Nëse do të kishin parë do të adhuronin më fuqishëm, do të thurin lavde më shumë dhe do t'i shtonin më shumë tesbihët (lartmadhërimet për Ty), tha: Thotë: Çfarë më kërkojnë?, tha: (Thonë:) Të kërkojnë ty Xhenetin, tha: Thotë: Po a e kanë parë ata atë?, tha: Thonë: Jo për Allahun o Zot nuk e kanë parë, tha: Thotë: Po si do qe nëse do e kishin parë?, tha: Thonë: Nëse ata do e kishin parë atë do qenë më ngulmues në të, do e kërkonin më shumë dhe do posedonin***

[110] Transmetuar nga Muslimi në "Ed Deauet" (2699), Ebu Daudi në "Es Salatu" (1455), Ibn Maxhe në "Es Sune" (225) dhe termidhi në "Ed Deauet" (3378)

***një lakmi më të madhe për të, tha: Po nga çfarë më kërkojnë Mua t'i mbroj?, tha: Thonë: Nga Zjarri, tha: Thotë: Po e kanë parë ata atë?, tha: Thonë: Jo për Allahun o Zot nuk e kanë parë, tha: Thotë: Si do qe nëse do t'a kishin parë?, tha: Thonë: Nëse do ta kishin parë do qenë në një arrati më të fuqishme prej tij dhe do posedonin një frikë më madhështore prej tij, tha: Thotë: Po u dëshmoj se Unë i kam falur, tha: Thotë një engjëll prek engjëjve: Mes tyre është edhe filani që s'është prej rangut të tyre porse erdhi për një nevojë, tha: (Thotë:) Ata janë kuvenduesit me të cilët kush qëndron nuk pikëllohet"[111].***

## *5. Përmendja e Allahut të Lartësuar:*

Ka thënë i Lartësuari: ***"... për shumëpërmendësit e Allahut dhe për shumëpërmendëset, Allahu ka përgatitur falje***

***(mëkatesh) dhe shpërblim të madh"[112]*** kjo pra është pozita e tyre. Prej dobive të dhikrit është fjala e të Lartësuarit: ***"Ata që besuan e me të përmendur Allahun zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen"[113]*** dhe thënia e Tij: ***"Pra ju më kujtoni Mua (me adhurime), Unë ju kujtoj juve (me shpërblim)..."[114].*** Prej

[111] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6408) dhe Muslimi në "Edh Dhikër ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2689)
[112] Kaptina "Ahzab" thënia 35
[113] Kaptina "Rad" thënia 28
[114] Kaptina "Bekare" thënia 152

shpërblimit të dhikrit është gjithashtu edhe fjala e të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kanë bërë përpara muferidunët (të veçantët). Iu tha: E kush janë muferidunët? Tha: Shumëpërmendësit e Allahut dhe shumëpërmendëset"***[115]**.** Ndërsa Allahu i Lartëmadhëruar në një hadith kudsi (thënie të shenjtë) ka thënë: ***"Unë jam në mendimin e robit për Mua dhe jam me të kur më përmend. Nëse më përmend në vetvete Unë e përmend atë në Vetvete dhe nëse më përmend në shoqëri e përmend atë në shoqëri më të mirë se e tyre"***[116]**.** Krahas kësaj ka edhe të tjera thënie kuranore dhe profetike që tregojnë për vlerën e dhikrit (përmendjes) të Allahut dhe të personave dhikërbërës. Në vijim po sjellim për ty një ekspoze të disa përmendjeve krahas mirësisë të secilës prej tyre si dhe shpërblimin e saj të veçantë karshi të tjerave:

### *a) Bërja tesbih, tahmid dhe tehlil:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Kush bën tesbih (thotë subhan Allah-i lavdishëm e pa të meta është Allahu) në fund të çdo namazi tridhjetëetre herë, e falënderon Allahun (thotë el hamdu li Lahi) tridhjetëetre***

[115] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2676) dhe Termidhi në "Ed Deauet" (3596)

[116] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Et Teuhid" (7450) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2675)

***herë dhe e madhëron Allahun (thotë Allahu Ekber) tridhjetëetre herë si dhe në plotësim të qindëshes thotë: La ilahe il Allahu Uahdehu la sherijke lehu lehul mulku ue lehul hamdu ue Hue ale kul-li shej in Kadir-nuk ka të adhuruar të meritueshëm veç Allahut, të Vetmit e të Pashoqit, Atij i takon sundimi, Atij i takon falënderimi dhe Ai është i Aftë për çdo gjë; të këtillit i falen gjynahet dhe në paçin qenë sa shkuma e detit"[117].***

Nga Aliu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se Fatimeja u ankua nga duart (prej punëve të shumta) ndërkaq Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - i erdhën robër kështu që Fatimeja u nis për tek ai por nuk e gjeti. Takoi Aishen dhe i tregoi. Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – Aishja i tregoi për ardhjen e Fatimes. Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - erdhi te ne teksa ishim shtrirë dhe ne bëmë të ngrihemi por Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – na tha mos lëvizni. U ul mes nesh derisa ndjeva freskinë e këmbës së tij mbi krahëror e më tej tha: ***"A doni t'ju mësoj për më mirë nga ç'kërkuat. Kur të bëni të shtriheni të thoni Allahu Ekber tridhjetëekatër herë, Subhan Allah tridhjetëetre herë dhe el hamdu li Lahi tridhjetëetre herë, dhe e tillë gjë është për ju më mirë nga***

[117] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesexhid" (597)

***shërbëtori"***[118]***.*** Ndërsa lidhur vetëm me mirësinë e bërjes tesbih i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"A është i paaftë ndokush nga ju që për çdo ditë të fitojë njëmirë të mira! Ndërkaq një pyetës nga ata që po qëndronin me të e pyeti: Si fitohen njëmijë të mira? Tha: Bën njëqind tesbihë dhe i shkruhen njëmijë të mira ose i eliminohen njëmijë të këqija"***[119]***.***

***b) Thënia: 'la ilahe il Allah'-s'ka të adhuruar të meritueshëm përveç Allahut:***

Ka thënë i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Shtojeni thënien e dëshmisë 'la ilahe il Allah' para se të vijë situata e ndarjes mes jush dhe saj, dhe udhëzojini në të ata që po japin shpirt prej jush. Tha - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se Nuhu - paqja e Allahut qoftë mbi të – i tha të birit teksa po vdiste: Të urdhëroj me 'la ilahe il Allah', nëse shtatë qiejtë dhe shtatë e tokat do vendoseshin në një anë dhe 'la ilahe il Allah' në një anë do t'i ngrinte ato 'la ilahe il Allah"***[120]***.*** Në një hadith tjetër vjen se Musa - paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Zoti im, më mëso diçka me të cilën të të përmend dhe lutem! Tha: Thuaj o Musa: La ilahe il Allah! I***

---

[118] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhari në "Fardul Khums" (3113) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2727)

[119] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2698)

[120] Transmetuar nga Ahmedi. Albaniu e ka konfirmuar për të saktë

***tha: Zoti im, të gjithë robët e Tu e thonë këtë. Tha: O musa, nëse shtatë qiejt si dhe ata që gjallnojnë në të veç Meje dhe shtatë tokat janë në një anë dhe 'la ilahe il Allah' në një anë, "la ilahe il Allah' do i ngrinte ato"[121].*** Nga Ebu Dheri - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk ka rob që të thotë 'la ilahe il Allah' dhe më pas të vdes mbi këtë përveçse e hyn në Xhenet"[122].***

Pasi ajo fjalë është përjashtimi i hyjnizimit -qenies i meritueshëm për t'u adhuruar- nga tjetërkush veç Allahut si dhe ia thekson meritën unikale të adhurimit Allahut të Vetëm, e gjithashtu në të qëndron veçimi i Allahut me adhurim prej gjithkujt e gjithçkaje veç Tij.

### *c) Thënia: Subhan Allahu ue bi hamdihi, Subhan Allahul Adhim:*

Nga Xhabiri - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kujt thotë Subhan Allahul Adhim ue bi hamdihi, i mbillet një pemë hurme në Xhenet"[123]*** dhe ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e

[121] Transmetuar nga Ibn Habani dhe Hakimi që e ka konfirmuar për të saktë
[122] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhenaiz" (1273) dhe Muslimi në "El Iman" (93)
[123] I saktë transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauat" (3464) dhe Nesaiu në "El Jeum uel Lejle" (827)

Allahut qoftë mbi të –: ***"Dy fjalë janë të lehta për gjuhën, të rëndë në peshojë dhe të dashura tek Mëshiruesi: Subhan Allahu ue bi hamdihi, Subhan Allahu Ladhim-I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu dhe me falënderimin vetëm për Të, I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu Madhështori"***[124].

### *d) Thënia: Subhan Allahu ue bi hamdihi:*

Nga Ebu Dheri - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"A t'i tregoj më të dashurat fjalë tek Allahu, (janë) Subhan Allahu ue bi hamdihi-I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu dhe me falënderimin vetëm për Të"***[125]. Në një transmetim tjetër i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – është pyetur cilat fjalë janë më të mirat dhe ka thënë: ***"Çfarë ka zgjedhur Allahu për engjëjt dhe robët e Tij janë (fjalët) Subhan Allahu ue bi hamdihi-I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu dhe me falënderimin vetëm për Të"***[126]. Nga Abdullah bin Khubejb - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush është i mekët në nxjerrjen sadaka (lëmoshë) nga pasuria e tij dhe ardhjen***

[124] Mutefekun aljehi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6406) dhe Muslimi në "Edh Dhikr ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2694)
[125] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2731)
[126] Nga i njëjtë burim i mëparshëm

***(me namaz) në thellësinë e natës le të angazhohet me Subhan Allahu ue bi hamdihi"***[127]. Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush thotë Subhan Allahu ue bi hamdihi njëqind herë në ditë eliminohen gabimet e tij qofshin edhe sa shkuma e detit"***[128].

***e) Thënia Subhan Allahu uel hamdu li Lahi ue La ilahe il Allahu ue Allahu Lekber:***

Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"U takova natën e Israsë me Ibrahim Khalilin (mikun e ngushtë të Allahut) e më tha: O Muhamed, jepu selam kombit tënd nga ana ime dhe tregoju se Xheneti dheun e ka të mirë, ujin të ëmbël, ai është në shtresa, dhe se të mbjellat në të janë Subhan Allahu uel hamdu li Lahi ue La ilahe il Allahu ue Allahu Lekber-I Lartëmadhëruar dhe pa të meta është Allahu, falënderimi suprem është vetëm për Të, nuk ka të adhuruar tjetër të meritueshëm veç Tij dhe Allahu është më madhështori"***[129]. Gjithashtu i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Që të them Subhan Allahu***

---

[127] Publikuar nga Albaniu në "Sahihul Xhemië" (6377)

[128] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6405) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2691)

[129] Zinxhir hasen (i mirë) transmetim i transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3462)

***uel hamdu li Lahi ue La ilahe il Allahu ue Allahul Ekber-I Lartëmadhëruar dhe pa të meta është Allahu, falënderimi suprem i takon Atij, nuk ka të adhuruar tjetër të meritueshëm veç Tij dhe Allahu është më madhështori, është gjë më e dashur për mua nga çfarë ka rrezatuar dielli në të"[130].***

### *f) Thënia: Subhan Allahu ue bi hamdihi adede khalkihi ue rida nefsihi ue zinete Arshihi ue midede kelimetihi:*

Nga Xhuejrija, nëna e besimtarëve, - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se Profeti doli nga ajo herët pasiqë fali sabahun teksa ajo ishte në vendfaljen e saj pastaj u kthye kur u bë paradite dhe ajo ishte ende po e ulur në të, i tha: Ende je siç të lash kur u ndava nga ti? Tha: Po. I tha: Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Unë thashë pas teje katër fjalë tre herë e nëse do mateshin me çfarë ti ke thënë tanimë do i ballanconin, Subhan Allahu ue bi hamdihi adede khalkihi ue rida nefsihi ue zinete Arshihi ue midede kelimetihi-I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu dhe me falënderimin vetëm për Të, aq sa krijesa ka krijuar, sakurse kënaqësia e Vetvetes së Tij, sa rëndesa e Arshit të Tij dhe boja e fjalëve të Tij" ndërsa në një transmetim vjen: "Subhan Allahu adede khalkihi, Subhan Allahu rida nefsihi, Subhan Allahu zinete Arshihi, Subhan***

[130] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2695)

***Allahu midede kelimetihi-I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu aq sa krijesa ka krijuar, I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu sakurse kënaqësia e Vetvetes së Tij, I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu sa rëndesa e Arshit të Tij dhe I Lartëmadhëruar e pa të meta është Allahu sa boja e fjalëve të Tij"[131].***

***g) Thënia: La ilahe il Allahu Uehdehu la sherike lehu, lehul mulku ue lehul hamdu ue Hue ale kul-li shej in Kadir:***

Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush thotë në të gdhirë la ilahe il Allahu Uehdehu la sherike lehu, lehul mulku ue lehul hamdu ue Hue ale kul-li shej in Kadir-Nuk ka të adhuruar të meritueshëm veç Allahut, të Vetmit e të Pashoq, Atij i takon sundimi absolut dhe Atij i takon falënderimi suprem, Ai është i Gjithmundshëm për çdo gjë, kjo është për të si të çliroj një rob nga fëmijët e Ismailit, i eleminohen dhjetë gabime, ngrihet dhjetë gradë dhe është nën mbrojtje prej shejtanit derisa të errësohet. E edhe kur të erret është e njëjta***

***derisa të gdhihet"[132].***

Nga Ebu Hurejra - Allahu i Lartësuar qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e

[131] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2726)

[132] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në "Ed Deauet" (3867)

Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush thotë la ilahe il Allahu Uehdehu la sherike lehu, lehul mulku ue lehul hamdu ue Hue ale kul-li shej in Kadir, njëqind herë në ditë, është për të si të çliroj dhjetë robër, shkruhen për të njëqind të mira dhe i fshihen njëqind të këqija dhe bëhen për të mburojë prej shejtanit në atë ditë të tij derisa të errësohet, si dhe askush nuk ka ardhur me diç më të mirë sesa ai erdhi përveç një personi që veproi më shumë se ai"[133].***

### l) Thënia: La haule ue la kuete ila bi Lahi:

Nga Ebu Musa El Eshariu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"O Abdullah bin Kajsi, a don të të tregoj për një thesar nga thesaret e Xhenetit?" I thashë: Si jo o i Dërguar i Allahut. Tha: "Thuaj: La haule ue la kuete ila bi Lahi-S'ka gjendshmëri e as fuqi vetëmse fal Allahut"[134].***

### 6. Shlyesja e kuvendimit:

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "Nuk ka kush ulet në një

---

[133] Mutefekun alehi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6403) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua eut Teube uel Istigfar" (2691)

[134] Mutefekun alehi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6409) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua eut Teube uel Istigfar" (2704)

kuvend ku potereja e tij shtohet dhe para se të ngrihet nga kuvendi i tij thotë këtë: ***"Subhaneke Allahume ue bi hamdike, Esh hedu en la ilahe ila Ente, Estagfiru Ke ue etubu ilejke-I Lartëmadhëruar e pa të meta je o Allahu ynë dhe më falënderimin vetëm për Ty, dëshmoj se nuk ka të meritueshëm për t'u adhuruar veç Teje, kërkoj faljen Tënde dhe pendohem tek Ty, të tillit i falet çfarë pati (bërë prej gabimeve) në këtë kuvend të tijin"[135].***

### *7. Ndrojtja (frikë-respekti) karshi Allahut:*

Ka thënë i Lartësuari: ***"E, për atë që ia pati frikën paraqitjes para Zotit të vet, janë dy xhennete."[136]*** dhe ka thënë: ***"E kush iu frikësua paraqitjes para Zotit të vet dhe ndaloi veten prej epsheve, Xhenneti është vendi i tij."[137] dhe gjithashtu ka thënë: "E ata, të cilët u ruajtën (prej mosbesimit dhe punëve të këqija) janë në Xhenete mes burimeve"[138].***

Ndrojta (frikë-respekti) prej Allahut është lëvizësi që e lëviz robin të bëjë bindshmëri dhe t'i shmanget të ndaluarave, ka thënë i Lartësuari: ***"(A jobesimtari është në gjendje më të mirë) Apo ai që kohën e natës e kalon në***

[135] Hasen (zinxhir i mirë transmetimi) transmetuar nga Nesaiu në "El Juem uel Lejle" (397) dhe Termidhi në "Ed Deauet" (3433)
[136] Kaptina "Rrahman" thënia 46
[137] Kaptina "Naziat" thënia 40-41
[138] Kaptina "Hixhr" thënia 45

***adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, i ruhet (dënimit të) Botës Tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet?..."***[139] si dhe fjala e të Lartësuarit: ***"Vërtet, ata të cilët ndaj madhërisë së Zotit të tyre kanë frikë, ata, të cilët u besojnë argumenteve të Zotit të tyre, dhe ata, të cilët nuk i përshkruajnë shok Zotit të tyre, dhe, ata të cilët japin (sadaka-zekat) nga ajo që u është dhënë, pse dinë se do të kthehen te Zoti i tyre, andaj zemrat e tyre i kanë të frikësuara. Të tillët janë duke nxituar drejt të mirave dhe të parët do t'i arrijnë ato."***[140]

Dijetarët janë poseduesit e ndrojtjes, ashtu që ata janë njerëzit më të ndrojtur karshi Zotit të tyre nisur nga sa njohën prej Madhështisë së Tij, shpalosur në mënyrë madhështore tek argumentat e Tij dhe ndëshkimi i Tij i fuqishëm për kundërshtonjësit, ka thënë i Lartësuari: ***"...E Allahut ia kanë frikën nga robërit e Tij vetëm dijetarët"***[141]. Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - në hadithin për të shtatët të cilët do t'i vërë Allahu në hijen e Tij atë ditë në të cilën s'ka hije veç hijes së Tij, vjen se prej tyre është: ***"Një burrë të cilin e ka ftuar (në marëdhënie intime) një grua me pozitë dhe e bukur ndërkaq ai ka thënë:***

[139] Kaptina Zumer thënia 9
[140] Kaptina "Muminun" thëniet 57-61
[141] Kaptina "Fatir" thënia 28

***Unë e kam frikë Allahun"*[142]**. Në një tjetër hadith nga Ibn Abasi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Dy sy nuk i prek Zjarri, një sy që ka qarë prej frikë-respektit ndaj Allahut dhe një sy që ka ndejtur zgjuar të bëjë rojë në rrugë të Allahut (në Xhihad)"*[143]**.

### *8. Të përmbajturit në vdekjen e fëmijës:*

### *a. Shtëpia e lëvdatës:*

Nga Ebu Musa Eshariu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kur vdes fëmija i personit, Allahu i thotë engjëjve të Tij: A ja morët shpirtin fëmijës së robit Tim? I thonë: Po. U thotë: Morët frytin e zemrës së tij? I thonë: Po. U thotë: Çfarë tha robi Im? I thonë: Thuri lavd për Ty (tha: el hamdu li Lahi) dhe shprehu kthyeshmërinë tek ty (tha: Ine li Lahi ue ine iljhi raxhiun-të Allahut jemi dhe tek Ai do kthehemi). U thotë: Ndërtojini robit Tim një shtëpi në Xhenet dhe emërtojeni atë shtëpia e lëvdatës"*[144]**.

---

[142] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edhen" (660) dhe Muslimi në "Ez Zeka" (1031)

[143] Hasen (zinxhir i mirë transmetimi) transmetuar nga Termidhi në "El Xhihad" (1639)

[144] Hasen (i mirë) transmetuar nga Termidhi në "El Xhenaiz" (1021)

### *b. Kujt i kanë vdekur dy fëmijë ose tre:*

Nga Ebu Seaidi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Erdhi një grua tek i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe i tha: "O i Dërguar i Allahut! Në tërësi janë vetëm burrat ata që tubohen me ty. Na cakto dhe ne një ditë që të vimë në të e të na mësosh nga çfarë të ka mësuar Allahu. U tha: ***"Tubohuni në filan ditë në filan vend."*** U tubuan dhe i Dërguari i Allahut shkoi t'u mësonte nga çfarë e kish mësuar me të Allahu. Pastaj tha: ***"Nuk ka prej jush ndonjë grua që t'i kenë shkuar (vdekur) tre nga fëmijët e saj vetëm se e janë për të pengesë nga Zjarri." Një grua prej tyre tha: O i Dërguar i Allahut po dy? Tha: E përsëriti (gruaja) së dyti. Pas kësaj (Profeti) tha: Edhe dy, edhe dy, edhe dy"***[145]. Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Nuk i vdesin dikujt prej muslimanëve tre prej fëmijëve e ta prek zjarri përveç konkretizimit të premtimit"***[146].

### *9. Bindshmëria ndaj të Dërguarit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -:*

[145] Transmetuar nga Bukhariu në "El Iatisam bil Kitabi ues Sune" (7310)

[146] Transmetuar nga Bukhariu në "El Iman uen Nedhr" (6656). Konkretizimi i premtimit gjendet në fjalën e të Lartësuarit: "Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t'i afrohet atij. Ky (kontaktim i xhehennemit-kalimi mbi Urën e Siratit) është vendim i kryer i Zotit tënd" (Merjem 71)

I Dërguari Allahut është shembulli ynë, i Dërguari i Allahut është modeli ynë, në bindshmërinë ndaj tij është mirësia dhe shpëtimi, ndërsa në kundërvënien ndaj urdhërave tij qëndron e keqja dhe dështimi në këtë botë dhe në Amshim.

Ka thënë i Lartësuari: ***"Ju shembullin më të lartë e keni patur tek i Dërguari i Allahut, kuptohet, ai prej jush që shpreson në shpërblimin e Allahut në Botën Tjetër, e që e përmend shpesh Allahun"[147].*** Gjithashtu bindshmëria ndaj të Dërguarit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – është bindshmëri ndaj Allahut, ka thënë i Lartësuari: ***"Kush i bindet Profetit, i është bindur Allahut..."[148].***

Ndërkaq bindshmëria ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – janë shkak për fitimin e gradëve më të larta në Xhenet, ka thënë i Lartësuari: ***"E kush do që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu: (me) profetët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët. Sa shokë të mirë janë ata!"[149].***

Bindshmëria ndaj tij është shkak i dashurisë së Allahut të Lartëmadhëruar dhe të Lavdishëm për robët e Tij dhe për faljen e mëkateve dhe gabimeve, ka thënë i Lartësuari:

[147] Kaptina "Ahzab" thënia 21
[148] Kaptina "Nisa" thënia 80
[149] Kaptina "Nisa" thënia 69

***"Thuaj: 'Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë"[150].***

Ne jemi urdhëruar t'i bindemi atij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe shmangemi ndalesës që ndalon në gjithë sa ai vjen me të prej fjalëve, veprimeve, aprovimeve apo traditave, kjo nisur nga fjala e të Lartësuarit: ***"Çfarë t'ju japë Pejgamberi, atë merreni, e çfarë t'ju ndalojë, përmbajuni..."[151].*** E pse jo duke qenë se ai është mëshira e dhuruar që erdhi për shpëtimin e njerëzisë dhe udhëzimin e saj tek e vërteta, ka thënë i Lartësuari: ***"Ju erdhi një i Dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët"[152]*** dhe i Lartësuari ka thënë: ***"E Ne s'të dërguam ty (Muhamed) vetëm se si mëshirë për të gjitha krijesat"[153] dhe gjithashtu i Lartësuari ka thënë: "E Ne nuk të dërguam Ty vetëm se përgëzues dhe qortues"[154].***

### *10. Rënia në salavat (përshëndetja) për Profetin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të-:*

---

[150] Kaptina "Ali Imran" thënia 31
[151] Kaptina "Hashr" thënia 7
[152] Kaptina "Teube" thënia 128
[153] Kaptina "Enbija" thënia 107
[154] Kaptina "Furkan" thënia 56

Ka thënë i Lartësuari: ***"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim bien në salavat (e lavdërojnë dhe përshëndesin) Profetin. O ju që keni besuar, bini në salavatë për të dhe përshëndeteni me selam"[155].*** Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush më dërgon mua një salavat Allahu i dërgon atij dhjetë"[156].*** Po nga ai (Ebu Hurejra) - Allahu qoftë i kënaqur me të -, vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk ka kush të më dërgoj selam vetëm se e Allahu ma kthen shpirtin që t'ia kthej atij personi selamin"[157].***

Nga ai - Allahu qoftë i kënaqur me të - gjithashtu vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Mos e bëni varrin tim vend kremtimi (ceremonish festive) e më dërgoni salavate pasi salavati juaj më arrin kudo qofshit"[158].*** Nga Ebu Talha - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Më erdhi Xhibrili e më tha: O Muhamed a nuk të gëzon fakti që Zoti yt i Lartëmadhëruar dhe i Lavdishëm thotë se nuk të***

---

[155] Kaptina "Ahzab" thënia 56

[156] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (408), Ebu Daudi po në të (1530), Termidhi po në të (485) dhe Nesaiu në "Es Sehue" (1296)

[157] Hasen (i mirë) Transmetuar nga Ebu Daudi në "El Menesik" (2041)

[158] I saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në "El Menesik" (2042)

***dërgon ty salavat ndokush prej kombit tënd vetëm se e Unë i dërgoj atij me të dhjetë salavate, dhe nuk të dërgon ty selam ndokush prej kombit tënd vetëm se e Unë i dërgoj atij me të dhjetë selame. I thashë: Si jo. Patjetër (më gëzon ky fakt) për Zotin"[159].***

Edhe në namaz na është ligjëruar salavati për të Dërguarin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: Nga Ebu Musa el Bedriu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë: Bishr bin Seadi: O i Dërguar i Allahut si të të dërgojmë salavat? Atypëraty heshti e pastaj tha: ***"Thoni: Allahume Sali ale Muhamedin ue ale Eli Muhamed kema salejte ale Ibrahime ue ale Eli Ibrahim, ue barik ale Muhamedin ue ale Eli Muhamed kema barekte ale Ibrahime ue ale Eli Ibrahim. Ine Ke Hamidun Mexhid-O Allahu ynë dërgo salavate për Muhamedin dhe familjen e Muhamedit siç dërgove salavate për Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit edhe dërgo begati për Muhamedin dhe familjen e Muhamedit siç dërgove begati për Ibrahimin dhe familjen e Ibrahimit. Vërtetë ti je i Lavdëruar i Lavdishëm"[160].***

Allahu ynë dërgo salavat, begatoje, kënaqe deri në Amshim të nderuarin tonë Muhamedin, familjen e tij, shokët e tij të mirë e të dlirë, ndjekësit e tyre në mirësi, me salavat dhe selam të plotë e të përmbushur.

---

[159] I saktë, transmetuar nga Nesaiu në "El Edhen" (678) dhe Ahmedi

[160] Transmetuar nga Muslimi në "Es Salatu" (407)

### *11. Disa lutje dhe mirësi që posedojnë ato:*

***a. Lutja e gjumit:***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kur të futet ndokush nga ju në shtratin e tij le ta shkund shtratin e tij me brendinë e copës së tij pasiqë ai se dinë kush ka qenë para tij mbi të, pastaj të thotë: Bismike Allahume udeatu xhenbi ue bike erfea hu, in emsekte nefsi ferham ha ue in erselte ha fehfadh ha bima tehfedh bihi ibedekes salihin-Me emrin tënd o Allahu ynë e vendosa anën time dhe me emrin tënd edhe do e ngrejë atë, nëse do e marrësh*** **shpirtin tim mëshiroje atë e nëse do e lirosh atë mbroje me çfarë me të mbron robët e Tu të sinqertë"[161].** Nga Bera bin Azibit - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i ka thënë: ***"Kur të shkosh në vendfjetjen tënde merr abdes njëlloj si për namaz pastaj shtriu në anën tënde të djathtë dhe thuaj: Allahume eslemtu nefsi ilejke, ue feuad-tu emri ilejke, ue elxhe-etu dhahri ilejke ragbeten ue rahbeten ilejke, la melxhe-en ue la menxhe-en ile ilejke, ementu bi kitabike ledhi enzelte ue bi nebijike ledhi erselte, fein mit-te mit-te alel fitra, uexheal***

[161] Mutefekun aljhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6320) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2714)

***hun-ne akhir ma tekul, ue in asbahte asabte exhran -O Allahu ynë Ty po ta dorëzoj shpirtin tim, çështjen time ta kam lënë Ty në dorë dhe shpinën time po e strehoj tek Ty duke qenë lakmitar dhe frikëpasës vetëm kundrejt Teje, as strehë dhe as vendshpëtim prej Teje nuk ka përveçse tek Ti, kam besuar në Librin Tënd që e zbrite dhe profetin Tënd që e dërgove, e po vdiqe vdes në natyrën (besimin) e pastër, e këto fjalë bëji të fundit që do thuash. Ndërsa nëse gdhihesh (i gjallë) ke marrë shpërblim"***[162]**.**

### *b. Lutja për evitimin e brengës dhe shlyerjen e borxhit:*

Nga Aliu - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se një borxhshkrues i erdhi dhe i tha: Jam i pafatë të laj borxhin tim ndaj më ndihmo. I tha: A të të mësoj fjalë që m'i mësoi i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – që nëse ke borxhe sa mali i Thubejrit Allahu i shlyen ato nga ty? Në vazhdim tha: Thuaj: ***"Allahume ikfini bi halalike an haramike ue egnini bi fadlike an men siue ke- Allahu ynë më bëj të mjaftohem me hallallin Tënd kundrejt haramit Tënd dhe më pasuro me favorizim bërë nga Ty kundrejt (të kërkuarit pasuri) tjetërkujt veç Teje"***[163]**.** Nga Enesi bin Maliku - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Allahume ini eudhu bike minel hemi uel***

[162] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6315) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2710)
[163] Hasen (i mirë) transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3563)

***hazen, uel axhzi uel kesel, uel bukhli uel xhubn, ue daleail dejni ue galabeti rixhal-O Allahu ynë kërkoj të më mbrosh nga brengosja, nga pikëllimi, nga të qënurit i paaftë, nga dembelizmi, nga kopracia, nga frika, nga animi (rënia) në borxh dhe të më humbë burrëria (ç'burrërimi)"[164].***

### *12. Leximi i Kuranit:*

Ka thënë i Lartësuari: ***"Kur lexohet Kur'ani, dëgjojeni atë (me vëmendje) dhe heshtni, në mënyrë që të mëshiroheni"[165].***

Nga Ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush lexon një shkronjë nga libri i Allahut me të atij i takon një e mirë, e një e mirë është (e shpërblyr nga Allahu) sakurse dhjetëfishi i saj. Nuk them se {Elifi, Lami, Mimi} së bashku (këto shkronja) janë një gërmë e vetme, porse Elifi është një shkronjë, Lami është një shkronjë dhe Mimi është një shkronjë"[166].*** Nga Abdullah bin Amër ibnul Asi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Personit të familjarizuar me Kuranin në Ditën e Gjykimit i thuhet: Lexo dhe ngjitu sikurse ç'këndoje bukur e me vëmendje në dynja. Grada që***

---

[164] Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6369) dhe Termidhi po në të (3484)

[165] Kaptina "Araf" thënia 204

[166] I saktë, transmetuar nga Termidhi në "Fadailul Kuran" (2914)

***do arrish gjendet tek më i fundit citat kuranor që do lexosh"*[167]**.

Dhe ne na takon që ta lexojmë Kuranin me vëmendje, bukur si dhe t'a ndiejmë, meditues në kuptueshmëritë e tij dhe mendues në mësimet që jep, si dhe të udhëhiqemi nën dispozitat e tij, i Lartësuari në revelatën e urtësisë ka thënë: ***"…Kur'anin lexoje me vëmendje"*[168].** Këtu urdhërimi vjen obligativ[169] dhe obligativ vjen edhe paskajorja (fjala me vëmendje). Abdullah bin Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të - thoshte: *"**Kur të dëgjosh (në Kuran) o ju që besuat vërja veshin mirë, pasi është ose urdhër me të cilin urdhërohesh ose ndalesë nga e cila ndalohesh**[170]**.***

Lidhur me mirësinë e leximit të Kuranit dhe dy kaptinave (sureve) të tij, Bekaresë dhe Ali Imranit, vjen transmetimi i Ebu Umemes - Allahu qoftë i kënaqur me të - që ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Lexojeni Kuranin pasi që ai Ditën e Gjykimit vjen ndërmjetësues për të familjarizuarit me të, lexojini dy lulet, Bekarenë dhe Ali Imranin, pasi që ato do të vinë Ditën e Gjykimit si dy re, ose si dy shtëllunga ajri, ose si dy grupe***

---

[167] I saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në "Es Salatu" (1464) dhe Termidhi në "Fadailul Kuran" (2914)

[168] Kaptina "Muzemil" thënia 4

[169] Disa dijetar theksojnë se bukur-leximi i Kuranit s'është obligim, prej tyre është Shejkh Ibn Bazi Allahu e mëshiroftë

[170] "Umdetu et Tefesir" (619/1), Ahmed Shekiri e ka verifkuar për të saktë

***zogjsh krahë shpalosur që vërtiten rreth shokëve të tyre. Lexojeni kaptinën Bekare, posedimi isaj është bereqet, lënia e saj pikëllim dhe asaj s'kanë ç'i bëjnë të kotët (magjistarët)"***[171]***.***

Lidhur me mirësinë e leximit të kaptinës Kehf ditën e premte (xhuma) nga Ebu Seaid el Khudriu - Allahu qoftë i kënaqur me të - është transmetuar se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush e lexon kaptinën Kehf ditën e premte ajo e ndriçon atë me ndriçim drite përgjatë peruidhës mes dy të premteve,"***[172]

Lidhur me mirësinë e leximit të kaptinës "Ikhlas" nga Ubej bin Keabi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Kush lexon 'kul hue Allahu Ehad (kaptina Ikhlas)' ka lexuar një të tretën e Kuranit"***[173]***.***

Njerëzit në drejtëleximin e Kuranit janë dy aspektësh:
Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Ai që e lexon Kuranin duke qenë i aftë në të (leximin e tij) është me (engjëjt) shëtitës të nderuar e mirëbërës, ndërsa ai që e lexon atë me gabime duke qenë ai (leximi i Kuranit) i vështirë për të merr dy***

---

[171] Transmetuar nga Muslimi në "Salatul Musafirin" (804)
[172] Transmetuar nga hakimi dhe Bejhakiu (5792), Albaniu e ka konfirmuar për të saktë
[173] I saktë, transmetuar nga Nesaiu në "Amelul Jeumi uel Lejle" (686)

***shpërblime, shpërblimin e leximit dhe shpërblimin e vështirësisë"*[174]**.

Në mënyrë të përmbledhur ata (lexuesit e Kuranit) në aspektin e të shpërblyerit ose fajit i takojnë tre aspekteve[175]:

1- I afti në Kuran që e lexon atë duke ja dhënë drejtë-leximin që i takon, i përpiktë në dispozitat e leximit dhe bukur-leximit, ky është i shpërblyer.

2- Ai që e lexon por e ka të vështirë ashtu që e ka mësuar drejtë-leximin porse nuk mundet të lexojë saktësisht siç duhet se nuk e ka arabishten gjuhën e vet ose nuk mundet t'i shqiptojë drejt disa shkronja, i tilli është i shpërblyer.

3- Ai që tregon kryelartësi kundrejt të mësuarit të drejtë-leximit të tij në arabishten letrare dhe devijon në të lexuarin joorigjinal, i tilli është fajtor.

### *a. Obligueshmëria e mësimit të texhvidit–drejtleximit:*

Argument i obligueshmërisë së tij tek kush ka këtë mendim prej dijetarëve është se Abdullah bin Mesudi po dëgjonte një person i cili lexoi: ***"Allahu obligoi që lëmosha (zeqati etj.) t'ju takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të***

---

[174] Mutefekun aljehi: Transmetuar nga Bukhariu në "Tefsirul Kuran" (4937) dhe Muslimi në "Salatul Musafirin" (798)

[175] Perpunuar nga libri: "Bakijetu Ibadi Rahman fi Tahkiki Texhuidil Kuran", i autorit shejkhut Muhamed bin Shehade el Gul

***ngratëve (që s'kanë fare)…"***[176] dhe personi që po lexonte e lexoi pa e zgjatur të lexuarin aty ku duhej. Ibn Mesudi i tha: Nuk ma ka lexuar atë kështu i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -. (Personi) i tha: O Ebu Abdurahman po si ta lexoj. Tha: ***"të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare)" duke e zgjatur leximin (te vendet përkatëse tek këto fjalë)"***[177]**.**

### *13. Mësimi përmendësh i tërë Kuranit dhe mirësia e disa prej kaptinave:*

Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -:

***"Kush nuk ka brenda tij diçka prej Kuranit është si shtëpia e rrënuar"***[178]**.**

Në mirësinë e mësimit të disa kaptinave janë transmetuar sa në vijim:

Lidhur me mësimin e fillimit të kaptinës "Kehf" i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush mëson përmendësh dhjetë citate (ajete)***

***nga fillimi i kaptinës "Kehf" mbrohet prej Dexhalit"***[179] Allahu na mbrojtë ne dhe ju nga e keqja e tij.

---

[176] Kaptina "Teube" thënia 60

[177] Transmetuar nga Seaid bin Mensur në "Sunenu Seaid bin Mensur" dhe Albani e ka konfirmuar këtë thënie për të saktë

[178] I saktë, transmetuar nga Termidhi në "Fadailul Kuran" (2913)

Në mirësinë e kaptinës “Mulk” i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***“Një kaptinë në Kuran, që ka tridhjetë citate (ajete) ka ndërmjetësuar për poseduesin e saj ashtu që ai ka fituar faljen”[180].***

Lidhur me mirësinë e leximit të “Ajetul Kursi” para gjumit vjen çfarë ka përmendur Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - në hadithin e ruajtjes se zekatit të Ramazanit: ***“Kur të shtrihesh në shtratin tënd lexoje ‘Ajetul Kursi-Allahu la Ilahe il Huel Haj-jul Kajum’ deri sa ta mbarosh, kështu do të mbeten tek ty nga Allahu mbrojtës e s’të afrohet asnjë shejtan derisa të gdhihesh”[181].***

Nga Ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të - vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Kush lexon dy citatet (ajetet) e fundit të kaptinës ‘Bekare’ në një natë atij do t’i***

[179] Transmetuar nga Muslimi në “Es Salatu” (809), Ebu Daudi në “El Melehim” (4323), Termidhi në “Fadailul Kuran” (2886) dhe Nesaiu në “El Jeumu uel Lejle” (949)
[180] Transmetuar nga Ebu Daudi në “Es Salatu” (1400), Termidhi në “Fadailul Kuran” (2891), Ibn Maxhe ne “Theuabul Kuran” (3786) dhe Nesaiu në “El Jeumu uel Lejle” (710)
[181] Transmetuar nga Bukhariu në “Fadailul Kuran” (5010)



***mjaftojnë (emene rasulu bima unzile ilejhi min rabihi uel muminune"[182].***

[182] Transmetuar nga gjashtëshja (e transmetuesve më të mëdhenj të hadithit, pra i saktë)

***Së dyti: Veprime dobia e të cilave në dynja dhe në Amshim i kthehet kryerësit të tyre dhe tjetërkujt:***

***1. Sadakatë (Lëmoshat):***

Ka thënë i Lartësuari: ***"S'ka dyshim se ata që japin lëmoshë (sadaka) dhe që atë e japin sinqerisht për hatër të Allahut, atyre ajo u shumëfishohet dhe atyre u jepet shpërblim fisnik"[183].***

Dhe në hadithin fisnik vjen ***"sadakaja është dëshmi"[184],*** pra ajo është dëshmi kundrejt kullueshmërisë së besimit të robit prej lakmisë dhe koprracisë, dëshmi kundrejt besueshmërisë së robit në premtimin e Allahut për çfarë e pret hipokritin si dhe shpërblimin për këtë besim në Ditën e Gjykimit, dhe është mburojë për robin prej Zjarrit Ditën e Gjykimit, gjë për të cilën i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - thotë: ***"Mbrojuni Zjarrit qoftë dhe me një copë hurmë"[185],*** nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush jep sadaka në vlerën e një hurme (arabe) nga çfarë e ka fituar dlirësisht dhe Allahu nuk e pranon veçse të dlirën, Allahu e pranon atë (sadaka) me të djathtën e Tij***

---

[183] Kaptina Hadid thënia 18

[184] Transmetuar nga Muslimi (223) dhe Termidhi në "Ed Dauet" (3517)

[185] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ez Zekat" (1417) dhe Muslimi po në të (1016)

***pastaj ja rrit atë bërësit të saj, ashtu siç rrit dikush nga ju mëzin e tij"***[186]**.** Personi do të jetë nën hijen e sadakasë së tij në Ditën e Gjykimit derisa të bëhet gjykimi i robëve ashtu që nga Ukbe bin Amir - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – që ka thënë: ***"Çdo person do jetë nën hijen e sadakasë së tij derisa të bëhet gjykimi i njerëzve"***[187]***,*** po kështu sadakadhënësi i sinqertë gjithashtu është nën hijen e Arshit të Mëshiruesit në shtatëshen të cilët do t'i vendos Allahu në hijen e Tij atë ditë kur nuk ka tjetër hije veç hijes së Tij ashtu që i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"...(nën hijen e Tij atë ditë do të jetë) dhe një person i cili ka dhënë sadaka një lëmoshë që e ka dhënë fshehur ashtu që e majta e tij s'e din çfarë ka shpenzuar e djathta e tij"***[188]**.**

Nëpërmjet sadakasë çlirohet brenga e të brengosurit, tregohet përkujdes për atë që ka mbetur keq, ndihmohet i mbeturi në vështirësi, i jepet lypësit, i bëhet mirë të vobektit,

i vihet në krah të varfërit nevojtar, rendet në përkujdesje të vejushave dhe jetimëve, si dhe shumë aspekte të tjera.

---

[186] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ez Zekat" (1410) dhe Muslimi po në të (1014)

[187] Transmeton Ahmedi (17371) dhe Hakimi ndërsa Albani e ka konfirmuar për të saktë

[188] Publikimi i tij ka ardhur në faqen 63 shënimi numër 3

Nisur nga vlera madhështore e sadakasë ishte për vepruesin e saj shpërblimi i madh prej Allahut, ka thënë i Lartësuari: *"Shembulli i atyre që e japin pasurinë në rrugën e Allahut është si i një kokrre nga ku mbinë shtatë kallinj, në secilin kalli ka njëqind kokrra. Allahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, Allahu është bujar i madh, i di qëllimet"*[189], pra vlerësimi më i vogël është dhjetë fish deri në shtatëqind fish, dhe Allahu kujt do, fal mirësisë dhe fisnikërisë së Tij, ia shumëfishon shumë fish.

Për sadakabërësin luten dhe engjëjt, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: *"Nuk ka ditë në të cilën gdhihen njerëzit vetëm se dy engjëj zbresin, e njëri prej tyre thotë o Allahu ynë dorëdhënit jepi tepri ndërsa tjetri thotë o Allahu ynë dorështrënguarit jepi skarcitet"*[190]. ***I Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: "Nuk pakësohet pasuria (e robit) nga sadakadhënia"***[191].

Sadakaja nuk kufizohet vetëm në vlerë monetare por është më e gjerë dhe më përfshirëse se kaq, kështu nga Enesi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut

[189] Kaptina Bekare thënia 261

[190] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ez Zekat" (1442) dhe Muslimi po në të (1010)

[191] Transmetim hasen (i mirë) transmetuar nga Termidhi në "Ez Zuhd" (2325).

qoftë mbi të -: ***"Nuk ka musliman të ngulë një bimë apo mbjellë një të mbjellë nga e cila të hajë një zog, njeri apo kafshë vetëm se e me këtë ai ka për të përfituar sadaka"[192].***

Nga Ebu Dheri - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se disa njerëz nga shokët e Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i thanë Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: O i Dërguar i Allahut poseduesit e mallit dhe lekut i bën të tyre shpërblimet, falen siç falemi, agjërojnë siç agjërojmë dhe japin sadaka nga tepria e pasurisë së tyre, tha: ***"Si s'paska bërë Allahu për ju çfarë të bëni me të sadaka?!, (ka bërë që) me çdo tesbih të përfitoni sadaka, me çdo tekbir sadaka, me çdo tehmide sadaka, me çdo tehlil sadaka, urdhërimi në të mirë është sadaka, ndalimi nga e keqja është sadaka, edhe në mardhëniet tuaja seksuale bashkëshortore keni sadaka", thanë: O i Dërguar i Allahut, a dikush nga ne kryen epshin e tij dhe në këtë do ketë për të shpërblim? Tha: "Më thoni, po nëse do ta kryente atë në haram a do i rëndonte ajo atij për faj? Kësisoj kur e kryen atë në hallall për të do ketë shpërblim"[193].***

Nga Seaid bin Ebi Burde, nga i jati, nga gjyshi i tij, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ka thënë: ***"Çdo musliman e ka detyrë të japë sadaka." I thanë: O Profet i Allahut po ai që nuk ka? Tha: "Të punojë***

---

[192] Transmetuar nga Bukhariu në "El Harthu uel Muzerea" (2320), Muslimi në "El Mesefet" (1553) dhe Termidhi në "El Ehkem" (1382)
[193] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesexhid" (595).

***me dorën e tij ashtu që t'i bëjë dobi edhe vetes e edhe të japë sadaka ." I thanë: Po nëse nuk mundet? Tha: "Të ndihmojë nevojtarin në gjendje të keqe." I thanë: Po nëse nuk mundet? Tha: "Le të urdhërojë në të mirë dhe të përmbahet nga e keqja e kjo për të është sadaka"[194].***

### *2. Mirësia e dhënies ushqim dhe ajo e dhënies iftar agjëruesit:*

Ushqimdhënia është prej cilësive të robëve të devotshëm e të mirë të Allahut sikurse ka ardhur kjo në Librin e Allahut të Lartësuar: ***"Ata (robët e Allahut) janë (ata të cilët) që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënurve rob"[195].*** Gjithashtu ushqimdhënia është prej shkaqeve të hyrjes në Xhenet, nga Abdullah bin Selami - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kur erdhi Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – u dyndën njerëzit rreth tij e unë qeshë prej kësaj dyndje. Kur e pashë qartë fytyrën e tij kuptova se fytyra e tij nuk qe fytyrë gënjeshtari. E para gjë që e dëgjova të thotë ishte: ***"Përhapeni dhënien e selamit, jepni ushqim, lidhuni me***

---

[194] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Ez Zekah" (1445) dhe Muslimi po në të (1008)

[195] Kaptina "Insan" thënia 8

***barkun (të afërmit) tuaj dhe faluni teksa njerëzit janë në gjumë që të hyni në Xhenet në paqe"[196].***

Në ditët tona dhënia ushqim shpaloset më qartazi në projektet e dhënies iftar agjëruesit.

### *- mirësia e dhënies iftar agjëruesit:*

Duke qenë se muslimanët janë të mëshirshëm midis tyre ashtu që janë koshient kundrejt halleve të njëri-tjetrit, prej detyrës së muslimanit është ta vërejë gjendjen e vëllezërve të tij agjërues a kanë me çfarë të bëjnë iftar apo jo?? Në ditët tona ne gjejmë një numër të konsiderueshëm prej vëllezërve tanë muslimanë në vendet e varfëra që nuk gjejnë se me çfarë të bëjnë iftar, ndaj dhe janë ngritur shoqata dhe organizata islame që shtrijnë dorën e ndihmës dhe organizojnë projekte të dhënies iftar agjëruesit ashtu që t'u vijmë në ndihmë vëllezërve tanë.

I Dërguari i Allahut në nxitje të shokëve të tij dhe muslimanëve të veprojnë këtë punë madhështore e bëri atë të preferuar me thënien e tij: ***"Kush i jep iftar agjëruesit për të është shpërblimi si shpërblimi i tij (agjëruesit) vetëm se kjo nuk pakëson nga shpërblimi i agjëruesit gjë"[197]*** dhe kjo mirësi është e përgjithshme në agjërimin e detyruar dhe atë

---

[196] Transmetim i saktë transmetuar nga Termidhi në "Ez Zuhd" (2485), Ibn Maxhe në "Es Salatu" (1334) dhe Ahmedi (24193).

[197] Transmetim i saktë transmetuar nga Termidhi në "Es Saum" (3332) dhe Ibn Maxhe po në të (1746)

vullnetar. Po kështu shpërblimi këtu arrihet për kë i jep iftar agjëruesit me ujë, hurmë apo ushqimet më të shijshme.

Pëlqehet për iftar-ngrënësin tek një popull të bëjë dua për merituesit e duasë sikurse ç'ka thënë Abdullah bin Zubejri - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – hëngri iftar tek një prej shokëve të tij edhe tha:
***"Ngrënëshin iftar tek ju agjëruesit, e hëngërshin ushqimin tuaj njerëzit e mirë dhe bëfshin salavat për ju engjëjt"[198].***

### *3. Dy prindërit e mirë (të dobishëm):*

Vlerat e babait dhe nënës janë në dobi të fëmijëve të tyre, pasi prej tyre ata i përzgjedhin atributet e pëlqyeshme, moralet e përsosura dhe botëkuptimet e drejta. Dy prindërit bartin një anë të rëndësishme në lumturimin e fëmijës në dynja dhe Amshimin, ashtu që nëse e rrisin atë më bindshmëri ndaj Allahut ai fiton edhe dynjanë edhe Amshimin, ndërsa nëse e rrisin atë në bërje mëkat Allahut ose mosbesim atë e gjen mjerimi në dynja dhe Amshim, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk ka fëmijë vetëm se lindet në***

[198] Transmetim i saktë transmetuar nga Ibn Maxhe në "Es Sijam" (1747)

***natyrën e pastër (fenë islame) ndërkaq dy prindërit e tij e bëjnë atë çifut, të krishter apo zjarrputist"[199].***

Gjithashtu prej dobiprurjes së dy prindërve fëmijëve të tyre është se ata janë shkak në lartësimin e tyre për në Xhenet dhe shtimin e gradëve të tyre në të, ka thënë i Lartësuari: ***"E ata që vetë besuan, e edhe pasardhësit e tyre ishin me besim, Ne atyre do t'ua bashkangjisim pasardhësit e tyre dhe asgjë nuk u pakësojmë nga veprat e tyre (prindërve). Secili njeri është peng i asaj që ka punuar"[200].***

Po kështu qenia e dy prindërve të dobishëm kthehet me dobi për fëmijët në dynja, e këtë ne gjejmë ta përmend Allahu i Lartësuar në kaptinën kuranore Kehf lidhur me dy jetimët të cilëve Allahu u vuri në dispozicion Khidrin - paqja qoftë mbi të – që të ndërtonte ne dobi të tyre murin e rrënuar dhe të ruhej thesari i tyre, kjo për shkak të qenies të dy prindërve të tyre njerëz të dobishëm, e është thënë se ai (prindi i tyre) ishte gjyshi i shtatë i tyre[201], thotë i Lartësuari: ***"Përsa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetima të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre ka qenë njeri i mire (i dobishëm), e Zoti yt dëshiroi që ata të dy (jetima) ta arrijnë pjekurinë dhe t'a nxjerrin vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd (ndaj tyre).***

---

[199] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhenaiz" (1358) dhe Muslimi në "El Kader" (2658)

[200] Kaptina "Tur" thënia 21

[201] Tefsiri i Ibn Kethirit: tefsiri i kaptinës Kehf thënia në fjalë

***Dhe unë nuk e veprova atë që bëra sipas kokës sime (por sipas udhëzimit të Zotit)…"***[202] ndaj vëlla angazhohu që ti vetë dhe bashkëshortja jote të jeni të dobishëm që të arrihet përmirësimi i familjes tënde dhe të përmbushet për ju lumturia në dynja dhe Amshim.

### 4. Veprime që i kthehen për mirë të vdekurit pas vdekjes:

#### a. Fëmija i dobishëm:

Prej mirësive më të mëdha të Allahut kundrejt njeriut është t'a furnizojë atë me pasardhës të dobishëm e të devotshëm, që e ndihmojnë në bindshmëri ndaj Zotiti të vet dhe janë në karvanin e tij në mirëbërje dhe përmirësim, si dhe janë shkak për të në lartimin e gradës së tij në Xhenet, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Allahu i Lavdishëm dhe Madhërishëm do ja ngrejë gradën robit të vlefshëm në Xhenet, e ai do t'i thotë: O Zot prej nga e kam këtë? I thotë: Prej kërkim-faljes së fëmijës tënd për ty"***[203]**.** Allahu i Lartësuar besimtarët në Librin e Tij i ka cilësuar se për ta janë: ***"(përfundimi i mirë i tyre janë) Xhenetet e Adnit (vende të përjetshme) ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë, ata do***

---

[202] Kaptina Kehf thënia 82

[203] Transmetuar nga Ahmedi (10618)

***t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë në secilën derë"[204].*** Gjithashtu prej lutjes së engjëjve për besimtarët është t'i bashkojë prindërit e vlefshëm me fëmijët e tyre besimtar, thotë i Lartësuari në gjuhën e tyre: ***"...fali ata që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, edhe ruaji ata nga dënimi i Xhehenemit! Zoti ynë, futi në Xhenetet e Adnit, të cilat ua ke premtuar, (futi në to) ata dhe kush ishte i mirë (i dobishëm) prej etërve të tyre, grave të tyre dhe pasardhësve të tyre. Vërtet, Ti je ngadhënjyesi, i urti!"[205].*** Po kështu i Dërguari ynë fisnik ka përmendur se prej punëve shpërblimi i të cilave nuk ndërpritet pas vdekjes është lutja e fëmijës së dobishëm (për prindin), nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka thënë: ***"Kur njeriu vdes puna e tij ndërpritet përveçse nga tre, (vazhdon shpërblimi për të nëse ka lënë një) bamirësi të rrjedhëshme, dituri që bën dobi ose një fëmijë të dobishëm që lutet për të"[206].***

### *b. Dituria e dobishme:*

Nga mirësia e diturisë, përhapjes dhe mësimit të saj është se me të ndodh të udhëzohet i humburi, të zgjohet

---

[204] Kaptina "Rad" thënia 23

[205] Kaptina "Gafir" thëniet 7-8

[206] Transmetuar nga Muslimi në "El Uesaja" (1631), Ebu Daudi po në të (2880), Termidhi në "El Ehkem" (1376) dhe Nesaiu në "El Uesaja" (3651)

neglizhenti, të shtoj përpjekësi përpjekje, të ndriçohet me të i padituri në errësirat e injorancës. Dituria është edhe trashëgimia e lënë nga profetët, nga Ebu Dardai - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Kush përzgjedh një rrugë nëpërmjet së cilës kërkon dituri atij Allahu ia lehtëson rrugën për në Xhenet, edhe engjëjt i tendosin krahët e tyre për kërkuesin e diturisë të kënaqur me atë që punon. Për dijetarin kërkojn falje çdo gjë deri edhe balenat në ujë. Vlera e dijetarit karshi adhurimtarit është si vlera e hënës midis gjithë planeteve. Dijetarët janë trashëgimtarët e profetëve, e në të vërtetë profetët nuk kanë lënë trashëgimi ar dhe argjend porse kanë lënë trashëgimi diturinë e kush e posedon atë të tillit i ka takuar një fat i bollshëm"***[207]**,** e dituria e synuar këtu është dituria fetare.

Nga Ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë:
***"E lumturoftë Allahu atë person që dëgjon diçka nga ne dhe e përcjell siç e ka dëgjuar, e ndodh që përcjellësi të jetë më arsyetues se dëgjuesi"***[208]**.**

[207] Transmetim i saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në "El Ilm" (3641), Ibn Maxhe në "Fadlul Uleme uel Hathu ale Talebil Ilmi" (223) si dhe Ibn Habani
[208] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi në "El Ilm" (2657) dhe Ibn Maxhe në "Es Sune" (232)

Nga Muauija bin Ebu Sufjan - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kujt ia do Allahu të mirën i jep kuptueshmëri të gjerë në fe"***[209]. Gjithashtu dijetarët tek Allahu kanë një pozitë të nderuar, ka thënë i Lartësuari: "…***Thuaj: 'A janë barazohen ata që dinë dhe ata që nuk dine…"***[210] dhe ka thënë po kështu: ***"…Allahu i lartëson në grada ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata persona të cilëve u është dhënë dituri…"***[211].

Prej mjeteve të shpërndarjes së diturisë janë: librat – publikimet – broshurat – kasetat – interneti – kuvendet e diturisë – televizioni dhe kanalet satelitore – revistat – gazetat – ndërtimi i shkollave dhe kolegjeve islame. Në të tilla mjete shpërblimi është në varësi të pjesëmarrjes, ose duke shkruar, ose botim dhe publikim, ose shpërndarje, ose kontribut në para. Ndërsa prej shembujve të diturisë së dobishme kemi: mësimin e Kuranit dhe shkencave të tij – mësimin e shkencave të Sunetit, hadithit, fikhut dhe ibadeteve – si dhe mësimi i shkencave mbështetëse si shkencat e gjuhës arabe si për shembull gramatika etj, dhe po kështu edhe çdo dituri tjetër prej të cilës muslimanët

[209] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Ilm" (71) dhe Muslimi në "Ez Zeka" (1037)
[210] Kaptina "Zumer" thënia 9
[211] Kaptina "Muxhadele" thënia 11

kanë dobi në fenë dhe dynjanë e tyre. Por s'ka dyshim se tek të mësuarit dhe mësimdhënia e diturisë fetare vihet një theks më i madh.

### *c. Bamirësia e rrjedhshme:*

Bamirësi e rrjedhshme është çdo sadaka produktiviteti dhe dobia e së cilës për njerëzit përsëriten në vazhdimësi, ndaj shpërblimi dhe sevapi i të këtillit përsëritet dhe vazhdon sa të mbetet kjo sadaka.

Prej shembujve të sadakasë së rrjedhshme që në ditët tona janë shtuar dhe shumuar falënderuar qoftë Allahu kemi: ndërtimin e xhamive, uji për rrugëtarët, mbjellja e pemëve, vakëfet dhe kurset e aftësimit profesional në vendet e varfra; e dy llojet e fundit janë llojet më të mira të sadakave pasi rregullojnë të ardhura monetare të vazhdueshme dhe një mësim të profesioneve të dobishme nga të cilat përfitojnë një numër i madh nevojtarësh, ndërkaq vlera e sadakasë në trajtat e saj është cekur në sa parathamë.

#### *- ndërtimi i xhamive:*

Urime për bamirësin e përkushtuar, ky është një shans i madh ku je drejtuar. Xhabir bin Abdullahi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "***Kush ndërton për hatër të Allahut një xhami sa foleja e pëllumbit të tillit***

***Allahu për këtë do t'i ndërtojë në Xhenet një shtëpi"***[212]***,*** nga Uthmani - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Kush ndërton një xhami për Allahun e Lartësuar – ka thënë Bukejri: Mendoj se tha: "Duke synuar me këtë fytyrën e Allahut" – për të Allahu ndërton një shtëpi në Xhenet"***[213]***,*** ndërsa Ibn Isa në transmetimin e tij ka thënë: "(i ndërton) si ajo në Xhenet". Allahu i Lartësuar e ka lavdëruar gjallërimin e shtëpisë së tij (xhamisë) dhe e ka cilësuar të tillë gjë për besim, ka thënë: ***"Në të vërtetë i gjallnon dhe tregon kujdes për xhamitë e Allahut vetëm ai që i ka besuar Allahut dhe ditës së mbrame (Amshimit)…"***[214] dhe gjallërimi i saj është dy formash e Allahu e di më së miri: njëra formë është gjallërimi ndijor nëpërmjet ndërtimit, përjetësimit, rinovimit e riparimit, forma e dytë është kryerja e namazeve në të dhe interesimi në pastrimin e saj dhe investimin për të si edhe duke formuar grupet e dhikrit dhe leximit të Kuranit.

Ka thënë i Lartësuari: ***"(ajo dritë) është në shtëpitë (xhamitë) që Allahu bëri thirrje të lartohet dhe të përmendet***

---

[212] I saktë, transmetuar nga Ibn Maxhe në "Es Salatu" (738), Ibn Khuzejme (1292) dhe Ahmedi (2157) që ka shtuar "për vezët e tij".

[213] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Kible" (450) dhe Muslimi në "El Mesexhid" (533)

[214] Kaptina "Teube" thënia 18

***emri i Tij, t'i bëhet lutje Atij mëngjes e mbrëmje. Ata (që e bëjnë këtë) janë njerëz që nuk i pengon as tregtia në distancë e as shitblerja në vend për ta përmendur Allahun"[215].***

### *5. Të buzëqeshurit karshi të tjerëve:*

Nga Xhabiri bin Abdullahi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Prej të mirës është të takosh vëllanë tënd (në fe) me fytyrë të çelur (me buzëqeshje) dhe të hedhësh prej enës tënde në enën e vëllait tënd"[216].*** Nga Ebu Dardai - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Buzëqeshje jote karshi vëllait tënd është për ty sadaka"[217].*** Buzëqeshja buron nga dashuria dhe dashamirësia jotë për vëllanë tënd e prej këtu krahërori i tij hapet për ty dhe zemra e tij prehet kundrejt teje, ndaj dhe kështu bëhemi në vazhdimësi në krah dhe dashamir të njëri-tjetrit duke qenë të gjithë me zemrën e një personi që gjendet brenda të njëjtit trup për të qenë në të vërtetë ashtu siç na ka përshkruar i Dërguari i Allahut në fjalën e tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –që e

---

[215] Kaptina "Nur" thëniet 36-37

[216] Transmetim i saktë transmetuar nga Termidhi në "El Biru ues Sila" (1970)

[217] Transmetim hasen (i mirë) transmetuar nga Termidhi në (1956) "El Biru ues Sila"

transmeton në adresë të tij Nuamën bin Beshiri - Allahu qoftë i kënaqur me të –: ***"Shembulli i besimtarëve në dashamirësinë, mëshirimin dhe ndjeshmërinë për njëri-tjetrin është si shembulli i ndërtesës njëra pjesë e së cilës fortifikon tjetrën, nëse një pjesë ankohet, asaj të gjitha pjesët i përgjigjen me pagjumësi dhe nxehtësi"***[218]**.**

Kësisoj ti merr shpërblimin e sadakasë, të dashurisë së vëllezërve të tu dhe dashurisë tënde për to.

### 6. Të dhuruarit e dhuratës:

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të -, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ka thënë: ***"Nëse do thirresha për kërce bagëtie apo këmbë do përgjigjesha, dhe nëse do më dhurohej këmbë apo kërc do e pranoja"***[219]**.** Prej udhëzimit të tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ishte pranimi i dhuratës dhe moskthimi i saj përveçse për një shkak, nga Seab bin Xhetheme - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: I dhurova të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – zebër dhe ma ktheu mbrapsht. Kur e pa shprehinë e fytyrës sime më tha: ***"S'ta kemi kthyer përveçse pasi jemi haxhilerë"***[220]**.** Është thënë edhe: "Bëjini

[218] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (6011) dhe Muslimi në "El Biru ues Sila uel Edeb" (2586)
[219] Transmetuar nga Bukhariu në "El Hibe" (2568) dhe Nesaiu në "El Uelime" (6609)
[220] Transmetuar nga Muslimi në "El Haxh" (1193) dhe Ahmedi (3417)

njëri-tjetrit dhurata e të duheni", me dhuratë lidhesh me zemrën e vëllait tënd, tërheq dashamirësinë e tij dhe shkon urrjetja e ***kraharorit të tij. Dhurata bëhet mes vëllezërve, komshinjve dhe shokëve. Kemi shembullin e Aishes - Allahu qoftë i kënaqur me të – që donte t'i bënte dhuratë fqinjëve të saj dhe pyeti cilit prej tyre t'ia dhurojë, kështu nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: I thashë o i Dërguar i Allahut unë kam dy komshi, cilit t'i bëjë dhuratë: Tha: "Atij që e ke më pranë derës tënde"[221].***

### 7. Detyrimi i muslimanit karshi vëllait të tij (musliman):

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"E drejta e muslimanit karshi vëllait të tij (musliman) është pesë, kthimi i selamit, vizita e të sëmurit, ndjekja e xhenazesë, thënia atij kur teshtin 'jerhamuke Allah-Allahu te mëshiroftë' dhe të përgjigjurit e ftesës"[222].***

Po nga ai në një transmetim tjetër vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"E drejta e muslimanit karshi vëllait të tij (musliman) është gjashtë: kur e takon i jep selam, nëse të fton përgjigju, nëse të kërkon këshillë këshilloje, nëse***

[221] Transmetuar nga Bukhariu në "El Hibe" (2295)
[222] Transmeton Bukhariu në "El Xhenaiz" (1240)

***teshtin dhe e falënderon Allahun i thuaj 'jerhamuke Allah- Allahu te mëshiroftë', nëse sëmuret vizitoje dhe nëse vdes ndiqe (xhenazen e tij)"[223].***

### A. Përhapja e selamit dhe kthimi i tij:

Selam-Paqësori e Shpëtimtari është prej emrave të përsosur të Allahut, ka thënë i Lartësuari: ***"Ai është Allahu që nuk ka zot tjetër përveç Tij, Sundues i përgjithshëm, i Pastër (prej të metave që i mvishen), Shpëtimtar (që i shpëton njerëzit prej ndëshkimit të padrejtë), Sigurues (që i siguroi njerëzit me premtimin e vet dhe pejgamberët me mrekulli) Mbikëqyrës (që mbikëqyr dhe përcjell çdo send), i Plotfuqishëm, Mbizotërues, i Madhërishëm. I lartësuar është Allahu nga çka i shoqërojnë!"[224].***

Përhapja e selamit është prej shkaqeve të përhapjes së dashamirësisë midis muslimanëve dhe hyrjes në Xhenet, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Për Atë-Allahun- në dorën e të cilit është shpirti im nuk hyni në Xhenet përderisa të besoni dhe nuk do të besoni përderisa do duheni mes veti. A nuk doni t'u udhëzoj për një gjë që po qe se e bëni do duheni, përhapeni***

---

[223] Transmeton Muslimi në "Es Selam" (2162)
[224] Kaptina "Hashër" thënia 23

***pra selamin midis jush"***[225]**.** Selami është përshëndetja e banorëve të Xhenetit, ka thënë i Lartësuari: ***"Ditën që e takojnë Atë (Allahun), përshëndetja e tyre është Selam (paqe)…"***[226]**.**

Me selam i presin engjëjt besimtarët tek dyert e Xhenetit, ka thënë i Lartësuari: ***"E ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen të grupuar në Xhenet, e kur arrijnë aty, dyert e tij i gjejnë të hapura dhe roja e tij u thotë atyre: 'Selamun alejkum-qofshi të shpëtuar', ishit të pastër, andaj hyni në të, aty do të jeni përgjithmonë"***[227]**.**

Për engjëjt teksa hynë për tek besimtarët në Xhenet i Lartësuari ka thënë: ***" (përfundimi i mirë për besimtarët janë) Xhenetet e Adnit (vende të përjetshme) ku do të hyjnë ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë, ata do t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë nga secila derë. (engjëjt u thonë) Selamun alejkum…"***[228]**.**

Për sa i përket kthimit të selamit jemi urdhëruar t'a kthejmë po ashtu ose edhe më mire, nisur nga fjala e të Lartësuarit: ***"Kur përshëndeteni me ndonjë përshëndetje, ju***

---

[225] Transmetuar nga Muslimi në "El Iman" (54), Termidhi në "Ed Deauet" (3602) dhe Ibn Maxhe në "Ez Zuhd" (4307)

[226] Kaptina "Ahzab" thënia 44

[227] Kaptina "Zumer" thënia 73

[228] Kapina "Read" thënia 4

***ktheni përshëhdetje edhe më të mirë, ose kthejeni ashtu…"[229].***

### *B. Duaja për atë që teshet (dhe e falënderon Allahun):*

Nga Ebu Musa Eshariu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nëse teshtin ndokush nga ju dhe falënderon Allahun thojini thënien (jerhamuke Allah-Allahu të mëshiroftë), e nëse nuk e falënderon Allahun mos ia thoni thënien"[230].***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nëse teshtin ndokush nga ju le të thotë 'el hamdu Lilah-falederuar qoftë Allahu' e vëllai apo shoku i tij le t'i thotë Allahu të mëshiroftë. Pasiqë t'i thotë atij Allahu të mëshiroftë le t'i thotë (t'ia kthejë) Allahu të udhëzoftë dhe e përmirësoftë gjendjen tënde"[231],*** duke arritur në këtë mënyrë edhe teshtitësi edhe përshëndetësi i tij begatinë e duasë.

---

[229] Kaptina "Nisa" thënia 86

[230] Transmeton Muslimi në "Ez Zuhd uer Rakaik" (2992)

[231] Transmeton Bukhariu në "El Edeb" (6224), Ebu Daudi po në të (5033) dhe Nesaiu në "El Jeum uel Lejle" (232)

Prej udhëzimit të tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka qenë që kur teshtinte e mbulonte fytyrën e tij me dorë ose rrobë dhe e ulte zërin e saj[232].

### C. Vizita e të sëmurit:

Nga Aliu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Nuk ka musliman që të vizitojë një musliman paradite vetëm se e shtatëdhjetëmijë engjëj kërkojnë falje për të deri sa të ngryset dhe nëse e viziton atë në mbrëmje kërkojnë falje për të shtatëdhjetëmijë engjëj derisa të gdhihet, e për të do ketë frute të vjela në Xhenet"***[233]. Nga Thaubani - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush viziton një të sëmurë mbetet në të vjelat e Xhenetit derisa të kthehet"***[234] ndërsa në një tjetër thënie transmetuar nga Muslimi ***"viziton vëllanë e tij musliman".***

### D. Përcjellja e Xhenazes:

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush e përcjell xhenazen e***

---

[232] Transmetim i saktë transmetuar nga Termidhi në "El Edeb" (2745)
[233] Transmetim hasen-i mirë transmetuar nga Termidhi në "El Xhenaiz" (969)
[234] Transmeton Muslimi në "El Biru ues Sila" (2568)

***muslimanit me besim (nisur nga besimi Islam) dhe duke pritur shpërblim dhe mbetet me të derisa të falet dhe të mbarohet varrosja, i tilli do të vijë me shpërblim dy Kiratësh (male madhështorë) secili Kirat sa mali i Uhudit, ndërsa kush e fal xhenazen pastaj kthehet para se të varroset, vjen me një Kirat (mal) shpërblim"[235].*** Kur Abdullah bin Umeri e dëgjoi këtë hadith tha: Vërtetë që kemi neglizhuar sa e sa kiratë (male shpërblim).

### E. Dhënia ndihmë atij (vëllait musliman) kur ka të drejtë:

Nga Enes bin Maliku - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Ndihmoje vëllanë tënd kur ka bërë ose i është bërë padrejtësi! – një person tha: O i Dërguar i Allahut, po, e ndihmojë atë nëse i është bërë padrejtësi por më thuaj nëse është i padrejtësi si t'a ndihmojë? – Tha: Ta pengosh apo ndalosh atë prej bërjes padrejtësi, e tillë gjë është ndihmë për të"[236].***

[235] Mutefekun alejhi: Transmeton Bukhariu në "El Xhenaiz" (1325) dhe Muslimi po në të (945)

[236] Transmetuar nga Bukhariu në "El Ikrah" (6952) dhe Termidhi në "El Fiten" (2255)

Nga ky hadith sqarohemi se ndihmesa në të drejtë është dy llojesh:

**I pari,** ndihmesa e të dëmtuarit me aq sa mundemi ashtu që të qëndrojmë krahas tij kundër padrejtësibërësit dhe ta ndihmojmë ose personalisht, ose me ndihmë monetare ose me dua që të riktheje të drejtën e tij, gjë në të cilën gjendet një shpërblim madhështor, ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Allahu është në ndihmë të robit përderisa robi të jetë në ndihmë të vëllait të tij"***[237] dhe ka thënë: ***"Kush ia mënjanon muslimanit një brengë prej brengave të dynjasë Allahu do t'ia mënjanojë një brengë prej brengave të Ditës së Gjykimit"***[238] kështu që ndihma e tij nga ana jonë është me pozitën tonë, ndërhyrjen tonë, apo duke mbrojtur nderin e tij dhe mbrojtur vetë atë. Me vlerë monetare ndihmesa bëhet duke ia shtrirë ndihmën në lekë dhe sadaka që të forcohet me to në përballimin e sfidës së tij. Me dua ndihmesa bëhet duke bërë dua në mospraninë e tij që Allahu t'a ndihmojë, t'a mëkëmbësojë dhe të arrijë të mposhtë brengën dhe eliminojë shqetësimin, kështu në dua i Dëerguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - në veçanti përmend: ***"Nuk ka rob musliman që të bëjë lutje për vëllanë e tij në mospraninë e vëllait të tij***

---

[237] Transmetuar nga Muslimi në "El Ilm" (2699)

[238] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Madhalim" (2442) dhe Muslimi në "El Biru ues Silatu uel Edeb" (2580)

***përveçse e Gjithësunduesi-Allahu thotë edhe për ty është e tillë gjë"[239].***

**I dyti,** t'a ndihmosh atë kur bën padrejtësi duke e penguar nga padrejtësibërja, duke e zmbrapsur nga ajo, duke iu kundërvënë dhe duke bërë dua për udhëzimin dhe përmirësimin e tij, ndërkaq kjo ndihmesë përbën siguri për të gjithë shoqërinë dhe shmangie të dëmtimeve qoftë edhe nëse çështja shkon deri aty sa të kërkohet të luftohet i tilli ashtu që të mundësohet mbrojtja nga synimi dashakeq dhe armiqësia e tij, ka thënë i Lartësuari: ***"Nëse dy grupe besimtarësh tentojnë të luftojnë mes veti, ju pajtojini ata, e në qoftë se ndonjëri prej tyre e sulmon tjetrin, atëherë luftojeni atë grup që sulmon padrejtësisht, derisa t'i bindet udhëzimit të Allahut, e nëse kthehet, atëherë me drejtësi bëni pajtimin ndërmjet tyre, mbani drejtësinë... "[240].***

Kjo bëhet si mburoje nga të këqijat dhe për t'u përhapur drejtësia dhe barazia midis individëve të shoqërisë, si dhe që të rrezatojë siguria midis njerëzve ashtu që të mos tregojë armiqësi më i forti karshi më të dobëtit. Pikërisht nën dritën e të tillë gjëje i nderuari ynë Ebu Bekri - Allahu qoftë i kënaqur me të – skicoi një program për trajtimin që kujdestari duhet të ndjekë lidhur me çështjen e ndihmesës së atyre që i janë lënë nën kujdes: ***"Tek unë i forti është i***

[239] Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2732) dhe Bejhakiu (6224)

[240] Kaptina Huxhurat thënia 9

***dobët derisa t'a marrë prej tij hakun dhe i dobëti është i fortë derisa t'a marrë për të hakun".***

### *8. Eliminimi i të dëmshmes dhe pastërtia:*

Nga Ebu Maliku el Eshariu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Pastërtia është gjysma e Imanit-besimit"***[241] dhe pastërtia është prej pastrimit e që të dyja janë të një grade madhështore në Islam. Ndërkaq evitimi i të dëmshmes nga rruga është degëzimi më i ulët i Islamit, ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Imani është shtatëdhjetëeca pjesë, më e mira thënia 'La ilahe il Allah- Nuk ka të adhuruar të meritueshëm veç Allahut' dhe më e ulta është evitimi i të dëmshmes nga rruga"***[242].

Nga Ebu Hurejra, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ka thënë: ***"Kam parë një person që shëtiste në Xhenet për shkakun e një druri që e kish prerë nga shtegu i rrugës, i cili u bënte keq njerëzve"***[243] dhe po nga ai - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Teksa po ecte në një rrugë një person gjeti një degë***

[241] Transmetuar nga Muslimi në "Et Tahara" (223)
[242] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Iman" (9) dhe Muslimi po në të (35)
[243] Transmetuar nga Muslimi në "Izaletul Edhe anit Tarik" (1914)

***ferre dhe e largoi. Sakaq Allahu e lavdëroi atë dhe u shkruajt prej të falurve"*[244]**.

### 9. Afatshtyrja e borxhit për të mundëshmin (në shlyerje) dhe lënia (falja) për të pamundëshmit:

Nga Ebu Katede el Ensariu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush dëshiron ta shpëtojë Allahu nga brengat e Ditës së Gjykimit le t'ia shtyjë afatin barxhliut në gjendje të vështirë ose t'ia falë atij"*[245]**.

Është edhe hadithi lidhur me personin që i anashkalonte (falte) njerëzit, kështu nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ka thënë: ***"Një person u jepte borxh njerëzve dhe i kishte thënë djaloshit (punonjësit) të tij kur të shkosh tek dikush në gjendje të vështirë anashkaloje me shpresë që Allahu të na falë neve, dhe e takoi Allahun e Ai e fali atë"*[246]. *Nga Hudhejfja - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "E morën engjëjt shpirtin e një personi që pat jetuar kohë përpara jush dhe i thanë: A ke bërë ndonjë gjë të mirë? Tha:***

[244] Transmeton Bukhariu në "El Madhalim" (2472), Muslimi në "El Imara" (1914) dhe Termidhi në "El Biru ues Sila" (1958)
[245] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesefet" (1563)
[246] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesefet" (1562)

***jo. I thanë: Mendohu. Tha: U jepja borxh njerëzve dhe urdhëroja djemtë (punonjësit) e mi ta shihnin (afatizonin) borxhliun e mundshëm dhe linin (falnin) të pamundëshmin, tha: Allahu i Lartëmadhëruar tha lëreni (faleni) atë"[247].***

### 10. Thirrja tek Allahu:

Ka thënë i Lartësuari: ***"E kush është në rrugë më të mirë se ai që thërret në rrugën e Allahut, që bën vepra të mira dhe që thotë: "Unë jam prej muslimanëve?"[248]*** pra thirrja tek Allahu është një çështje madhështore dhe rëndësia e saj është gjigande si dhe është një detyrë e lënë në neglizhencë prej shumë muslimanëve të sotshëm. Ajo është një derë e madhe për udhëzimin e njerëzve në fenë e vërtetësisë, është përcjellës i dritës islame në skajet e tokës. Thirrja nuk është e kufizuar vetëm tek jomuslimanët për udhëzimin e tyre, porse ajo përfshin thirrjen e muslimanëve në programin e qëndrueshëm (jetik islam) dhe për disa bën orientimin për asgjësimin e bidateve (shpikjeve në fe), humbëtirave, devijancave dhe shokvurjeve Zotit (shirkut).

Për ne i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – prijësi i thirrjes është modeli i përsosur ashtu që ai e thirri popullin e tij në asgjësimin e shirkut (shokvurje Allahut) dhe i thirri në adhurimin e

---

[247] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesefet" (1560)
[248] Fusilet thënia 33

Allahut Një të Vetëm, pastaj sapo bëri marrëveshjen me Kurejshët në Hudejbie nisi të thërriste atëherë në Islam fiset e skajshme dhe vendet fqinje të gadishullit, kështu që dërgoi mesazhier të përcillnin në adresë të tij thirrjen e vërtetësisë tek mbretërit e shteteve dhe kryetarët e fiseve, dhe udhëzimi i tij ishte gjithmonë butësia dhe elasticiteti në reflektim të urdhërit të Allahut të Lartësuar: "**Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe debato me ata (kundërshtarët) në atë mënyrë që është më e mira…**"[249] më tej ua la programin e rrugës së tij shokëve të tij pas tij derisa viset e tokës iu nënshtruan Islamit dhe pishtari i tij ndriçoi njerëzinë për shumë shekuj pasuses në këtë të fjalës së të Lartësuarit: ***"Thuaj (o Muhamed): "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, ku unë thërras te Allahu, (thërrasim tek Allahu) unë dhe kush më pason mua. Larg të metave është Allahu, e unë nuk jam nga idhujtarët"[250].***

Në kohën tonë injoranca është shpalosur në shumë prej viseve islame, lëre më mosnjohja e Islamit por vërehet dhe prishja e imazhit të tij tek jomuslimanët në lindje dhe perëndim. Prandaj çdo personi të aftë musliman i është bërë detyrë që sidoqoftë, me ide apo materiale, të kontribuojë

[249] Kaptina "Nahl" thënia 125
[250] Kaptina "Jusuf" thënia 108

për përhapjen e Islamit dhe të hedhë kovën (kontributin) e tij në lëmin e thirrjes së begatë.

### *11. Udhëzimi i personit në Islam dhe në rrugën e mirë:*

Nga gjurmët direkte të thirrjes tek Allahu është udhëzimi i njerëzve në Islam. Është vërtet përgëzim për atë të cilit Allahu i jep sukses dhe e bën shkak në udhëzimin e krijesës së Tij, sikurse i tha i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – Aliut - Allahu qoftë i kënaqur me të – kur e nisi për çlirimin e Khajberit: ***"Që nëpërmjet teje Allahu të udhëzoj një person të vetëm është për ty më mirë se devetë e kuqe"***[251]***,*** e synimi është mos të jetë shqetësimi yt plaçka e luftës dhe kënaqësia e dynjasë por ki për shqetësim dhe synim udhëzimin e krijesave në Islam.

Na bëj ne o Allah udhëzues të udhëzuar jo humbës të humbur.

Udhëzimi i personit është ose (duke udhëzuar muslimanin) në rrugën e vërtetë dhe bindjen karshi Mëshiruesit, ose nëpërmjet udhëzimit të jomuslimanit në Islam. Që të dyja përbëjnë për ty një shpërblim madhështor deri në Ditën e Kiametit. Dhe nëse nuk mundesh vëlla i dashur të ndikosh në udhëzimin direkt të njerëzve ose

[251] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhihad ues Sejr" (3009) dhe Muslimi në "Fadailus Sahabe" (2406)

sepse ke mangësi njohurish në këtë lëmi, ose se nuk të është dhënë shansi apo mënyra e përshtatshme për këtë, atëherë dije se Allahu ka mundësuar që në vendin tonë të ketë qendra të thirrjes veçanërisht të jomuslimanëve ose të mbarëvajtjes së muslimanëve si: qendrat e ndërgjegjësimit të pakicave apo komitetet dhe shoqatat e ndihmës, nisur nga këtu ti kontribuo krahas atyre e të fitosh shpërblimin e udhëzimit të njerëzve. Pastaj me këtë ti përfiton një shpërblim të shumëfishtë pasi shpërblimi për punët e të udhëzuarve për shkakun tënd ose në duart e tua të shtohet ty, ka thënë Xherir bin Abdullahu - Allahu qoftë i kënaqur me të -: ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush udhëzon në Islam me një udhëzim të mirë (të saktë) për të është shpërblimi i këtij udhëzimi dhe shpërblimi i kujt punon me të pa pësuar (të udhëzuarit) asnjë mangësi në shpërblimin e tyre"[252].*** Nga Ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush udhëzon në një të mirë përfiton si shpërblimi i vepruesit të saj"[253].*** Ndërsa nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari i

---

[252] Transmeton Muslimi në "Ez Zekah" (1017), Nesaiu po në të (2554) dhe Ibn Maxhe në "Es Sune" (203)
[253] Transmeton Muslimi në "El Xhihad" (1893), Termidhi në "El Ilm" (2671) dhe Ebu Daudi në "El Edeb" (5129)

Allahut ka thënë: ***"Kush thërret në një udhëzim ka prej shpërblimit sikurse shpërblimi i kujt e ka pasuar"[254].***

Prej mjeteve të udhëzimit janë dhe publikimet e librave dhe kasetave etj sikurse është parapërmendur kjo në kapitullin Dituria e Dobishme. Gjithashtu përkujdesi yt monetar për thirrjen tek Allahu në viset e tokës bën që për ty krahas thirrësve që do angazhohen të jetë shpërblimi i kujt udhëzohet në duart e tyre.

### *12. Bindshmëria e gruas kundrejt bashkëshortit të saj:*

Nga Abdullah ibn Eufe - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Gruaja nuk e kryen detyrimin karshi Zotit të saj përderisa t'a kryej detyrimin karshi bashkëshortit të saj"[255].***

I Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – lidhur me detyrimin e bashkëshortes ka thënë: ***"Nëse gruaja falë pesëshen e saj, agjëron muajin e saj, ruan organin gjenital të saj dhe i bindet bashkëshortit të saj i thuhet hyr nga cila derë xheneti që dëshiron"[256].***

---

[254] Transmeton Muslimi në "El Kader" (2674), Termidhi në "El Ilm" (2674) dhe Ebu Daudi në "Es Sune" (4609)

[255] Transmetim i mirë transmetuar nga Ibn Maxhe (1853)

[256] Transmeton Ahmedi (1662), Shuajb (Arnauti) thotë: transmetim hasen li gajrihi (i mirë indirekt)

Bindja karshi bashkëshortit është kusht i lumturisë së familjes dhe stabilizimit të rrethanave të saj nëse do të jetë pro kritereve të ligjit islam ashtu që nuk ka bindje për krijesën duke iu kundërvënë Krijuesit. Familja është si anija dhe bashkëshorti është kapiteni i saj e anija nuk ka sukses përveçse duke iu bindur kapitenit dhe duke iu nënkomanduar vetëm atij si dhe duke u konsultuar me pjesëtarët e tjerë të familjes, ka thënë i Lartësuari: ***"Burrat janë përgjegjës për gratë, ngase Allahu i ka graduar disa mbi disa të tjerë dhe ngase ata kanë shpenzuar nga pasuria e tyre. Prandaj, me atë që Allahu i bëri të ruajtura, gratë e mira janë respektuese, janë besnike ndaj të fshehtës…"***[257]**.** I mjafton gruas lidhur me bindjen karshi bashkëshortit çfarë është transmetuar nga Umu Seleme - Allahu qoftë i kënaqur me të – se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kushdo grua që vdes duke qenë bashkëshorti i saj i kënaqur me të, hyn në Xhenet"***[258] urime pra për gruan e mirë e të bindëshme për Xhenetet e Zotiti të saj dhe kënaqësinë e Tij.

### *13. Lutje që i bëjnë dobi vetë personit dhe familjes së tij:*

### *1- Duaja e hyrjes në shtëpi:*

---

[257] Kaptina "Nisa" thënia 34

[258] Transmetim hasen garijb-i mirë i rrallë, transmetuar nga Termidhi në "Er Rida" (1161) dhe Ibn Maxhe (1854)

Nga Ebu Malik el Eshariu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Allahume in-ni es eluke khajral meulexhi ue khajral makhraxhi, bismi lahi uelexhne ue bismi lahi kharaxhne ue ale rab-bine teue kelna – O Allah të lusim për të mirën e hyrjes sonë (në shtëpi) dhe të mirën e daljes sonë. Me emrin e Allahut hymë, me emrin e Allahut dalim dhe në Zotin tonë mbështetemi"[259].*** Nga Xhabir ibn Abdullahu - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nëse personi hynë në shtëpinë e tij dhe e përmend Allahun teksa hynë dhe teksa hanë, shejtani thotë s'ka qëndrim (bujtim) dhe as darkim për ju (shejtanë), e nëse hynë dhe nuk e përmend Allahun teksa hynë, shejtani thotë e kapët bujtimin dhe nëse nuk e përmend Allahun teksa hanë thotë, e kapët bujtimin dhe darkimin"[260]***, pra vëllezërit e mi le t'i mbrojmë shtëpitë nga e keqja e shejtanit dhe ndihmonjësve të tij me përmendjen e Allahut dhe lutjen teksa hymë në shtëpitë tona, Allahu na mbrojtë gjithmonë ne dhe ju nga të këqijat e tyre, Amin.

### *2- Duaja e marrëdhënieve intime bashkëshortore:*

[259] Transmetim i dobët transmetuar nga Ebu Daudi në "El Edeb" (5096)
[260] Transmeton Muslimi në "El Eshribe" (2018), Ibn Habani (819) dhe Ahmedi (14788)

Nga Ibn Abasi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nëse ndokush nga ju kur i vjen bashkëshortes thotë: 'Allahume xhen-nibni shejtane ue xhen-nibi shejtane ma razakteni-O Allah shmange nga unë shejtanin dhe shmange shejtanin nga ç'më ke furnizuar me të' po qe se do ketë prej tyre fëmijë atë nuk e dëmton shejtani dhe nuk ka pushtet mbi të"***[261] gjë me të cilën bëhet formimi i farës së mirë që në ditën e parë dhe zhvillohet e lulëzon, e për të shkruhet mirësia në dynja dhe Amshim dhe të japë frytet e saj të mira ***me lejen e Allahut dhe bëhet nga robtë e sinqertë të Allahut, ka thënë i Lartësuari: "Përveç robërve të Tu, të cilët i ke bërë të sinqertë"***[262] pra ata robër kanë shpëtuar nga kurthi i shejtanit dhe ligësia e tij.

## *14. Të vizituarit dhe të dashmit për hatër të Allahut:*

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Shtatë do t'i fusë Allahu nën hijen e Tij në atë ditë kur s'ka hije veç hijes së Tij, dhe prej tyre përmendi dy persona, janë dashur për hatër të Allahut janë bashkuar bazuar në këtë dhe janë ndarë po bazuar në***

[261] Transmetuar nga gjashtëshja
[262] Kaptina Hixhër thënia 40

***këtë"*[263]. Po nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të -, nga i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ai ka thënë se: ***"Një person vizitoi një vëlla të tijin në një tjetër vendbanim dhe Allahu vuri në mbikqyrje një engjëll në shtegun e tij që kur i erdhi i tha: Për ku? I tha: Për tek një vëlla imi në këtë fshat. Tha: A ke prej tij ndonjë të mirë që don ta kultivosh? I tha: Jo, vetëm se unë e dua atë për hatër të Allahut të Lartësuar e Lartëmadhëruar. Tha: E pra unë jam një i dërguar i Allahut tek ty për të të thënë se Allahu të don ty sikurse e don ti atë person për hatër të Tij"*[264]. *Nga Muadhi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: "Allahu i Lartësuar dhe i Lartëmadhëruar ka thënë: Për ata që duhen për hatër të Lartëmadhërisë Sime ka vende të larta prej drite dhe ata (për këtë) i kanë zili profetët dhe dëshmorët"*[265]. Nga Ebu Idris el Khaualani Allahu e mëshiroftë vjen se ka thënë hyra në një xhami të Damaskut kur ja nja djalosh mbuluar nga hijeshia dhe me të njerëzit. Kur ata debatonin në diçka bazoheshin tek ai dhe importonin prej mendimit të tij. Pyeta për të dhe më thanë: Ky është Muadh ibn Xhebeli. Të nesërmen emigrova dhe e

---

[263] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu dhe Muslimi në "El Edhen" (660) dhe Muslimi në "El Mesexhid" (640)

[264] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru ues Sila" (2567)

[265] Transmetim i saktë, transmeton Termidhi në "Ez Zuhd" (2390)

gjeta të kish emigruar (shkuar) para meje, e gjeta të falej dhe e prita derisa e kreu faljen e tij pastaj i erdha nga përpara i dhashë selam dhe më pas i thashë: Për Allahun që unë të dua për hatër të Allahut! Tha: A për hatër të Allahut? I thashë: Për hatër të Allahut. Tha: A për hatër të Allahut? I thashë: Për hatër të Allahut. E tërhoqi anën e rrobës dhe më afroi tek vetja. Tha: Përgëzime. Vërtetë që kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Allahu i Lavdishëm dhe i Lartësuar ka thënë: Dashuria Ime është fakt për ata që duhen për hatrin Tim, për ata që kuvendojnë për hatrin Tim, për ata që vizitojnë njëri-tjetrin për hatrin Tim dhe për ata që shpenzojnë për hatrin Tim"***[266].

### *15. Aktivizimet në kontributin (solidaritetin) shoqëror:*

#### *a. Kotribuimi për jetimët:*

Jetim është ai i cili ka humbur një nga dy prindërit ose që të dy duke qenë nën moshën e pjekurisë. Jetimi i gjendur në këtë gjendje është nga njerëzit që kanë më së tepërmi nevojë për përkrahje, butësi, interesim dhe mëshirë dhe në disa raste edhe për kontribut, shpenzim dhe ndihmesë. Në nxitjen që na bën ne njerëzve i Dërguari i mëshirës lidhur me përkujdesjen për jetimin dhe interesimin për të është

[266] Transmetim i saktë, transmetuar nga Maliku në "El Muetea" (1711)

çfarë ka ardhur e transmetuar tek ne nga Sead ibn Seadi - Allahu qoftë i kënaqur me të -, nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – në fjalën e tij: ***"Unë dhe Kujdestari i jetimit në Xhenet jemi kështu", dhe tregoi me gishtin tregues dhe atë të mesëm të ndarë mes tyre*[267]*.*** Bazuar në këtë vlerësim të madh jetimi përfiton ndihmesën e mbarë shoqërisë dhe përkujdesin e saj, ndërsa kujdestari përfton fqinjësinë me të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – në Xhenetet e begata, sa fqinjësi fisnike që është ajo! Ibn Batali thotë: ***"I obligohet kujt e dëgjon këtë hadith që të punojë me të që të jetë shoqëri e Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – në Xhenet dhe nuk ka në Xhenet gradë më të mirë se kjo"*[268]*.***

Gjithashtu prej nxitjes për interesimin kundrejt jetimëve përmendur nga i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – është: ***"Kush lëmon kokën e jetimit, do ketë shpërblim për çdo qime floku mbi të cilën ka kaluar dora e tij"*[269]*.***

O Allah na bëj ne të mëshirshëm kundrejt jetimëve tanë dhe garantoi ata me përkujdesin dhe mirësinë Tënde.

---

[267] Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (6005), Ebu Daudi po në të (5150) dhe Termidhi në "El Bir" (1918)

[268] Përmendet nga Ibn Haxheri në "Fet'hul Beri" teksa shpjegon hadithin në fjalë

[269] Garibu – i rralli- i Ebu Neaimit në "Huljetul Eulije" (191/8)

***b. Përkujdesja për vejushat dhe të vobektit:***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Ai që rend në ndihmë të vejushave dhe të vobektëve është sikurse luftëtari në rrugë të Allahut, dhe e vlerësoj atë tha: edhe si falësi natën i palodhur dhe agjëruesi që nuk çel"***[270].

***16. Butësia me kafshën:***

Nga Ebu Hurejra Allahu qoftë i kënaqur me të vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Teksa një person ishte në udhëtim e kapi një etje e madhe, gjeti një pus zbriti në të, piu dhe më pas doli. Kur ja një qen lihte e hante dhé nga etja. Sakaq burri tha ky qen ka arritur në gradën e etjes si ajo që unë pata arritur. Zbriti në pus dhe e mbushi çorapen e tij të lëkurtë me ujë dhe i dha të pijë qenit, e lavdëroi atë Allahu dhe iu falën gjynahet. I thanë: O i Dërguar i Allahut a marrim ne shpërblime për kafshët? Tha: "Për çdo (kafshë) posedues mëlçie të njomësht ka shpërblim"***[271].

Madhështore është kjo fe që ka garantuar përkujdesinë dhe interesimin edhe për kafshët, prej kësaj është sa përmendet në hadithin nga Abdullahu nga i jati ka thënë ishim me të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e

[270] Transmetuar nga gjashtëshja veç Ebu Daudit
[271] Transmetim i Bukhariut në "El Edeb" (6009)

Allahut qoftë mbi të – në një udhëtim dhe ai shkoi të kryej nevojën. Në pamë një zog me dy zoçka të vogla dhe ne i morëm dy zoçkat. Sakaq zogu erdhi e sillej vërdallë. Kur ja, i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – erdhi dhe tha: ***"Kush e befasoi këtë në fëmijën e saj, kthejani fëmijën. Pa edhe një koloni milingonash që e kishim djegur dhe tha kush e ka djegur këtë? Thamë: Ne. Tha: Nuk duhet të dënoj me zjarrë përveçse Zoti i zjarrit"[272].*** Gjithashtu edhe kur të therrim bagëtinë jemi urdhëruar të mos e torturojmë bagëtinë që therret, ka thënë i Dërguari i Allahut: ***"Allahu ka shkruar përsosmërinë lidhur me çdo gjë, kështu kur të vrisni vrisni në formën më të mirë, kur të therrni bagëtinë therreni në formën më të mirë e ndokush nga ju le ta mprehë tehun e e tij dhe bagëtisë teksa e therr t'i jap sa më shumë qetësi"[273].***

### *17. Xhihadi (lufta) dhe qëndrimi në llogore në rrugë të Allahut:*

Nga Sehl bin Seadi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Qëndrimi në llogore në rrugë të Allahut për një ditë të vetme është më mirë nga dynjaja dhe ç'ka mbi të, dhe vendvendosja e shkopit të ndokujt nga***

---

[272] Transmetim i saktë transmetuar nga Ebu Daudi në "El Xhihad" (2675) dhe Ahmedi (3835)

[273] Transmetuar nga gjashtëshja përveç Bukhariut

***ju*** në ***Xhenet është më i mirë nga dynjaja dhe ç'ka mbi të"***[274]**.** Nga Selman el Ferisiu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Qëndrimi në llogore një ditë-natë është më mirë se agjërimi për një muaj dhe falja natën në të, e nëse vdes rrjedh për të puna e tij që pati punuar dhe rrjedh për të furnizimi i tij dhe mbrohet nga sprovat"***[275]**.** Nga Ebu Umame el Behiliu - Allahu qoftë i kënaqur me të – nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ai ka thënë: ***"Katërve u rrjedhin shpërblimet pas vdekjes, një person që qëndron në llogore në rrugë të Allahut, një person që ka mësuar një dituri dhe i ka dhënë rrjedhë, ndaj rrjedh në favor të tij çfarë punohet me të, një person që bën bamirësi të rrjedhëshme dhe shpërblimi i saj për të vazhdon sa të rrjedhë dhe një person që ka lënë një fëmijë të dobishëm i cili bën dua për të"***[276]**.** Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk bashkohen pluhuri i rrugës së Allahut (xhihadit) dhe tymi i Xhehenemit"***[277]**.**

---

[274] Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhihad" (2829) dhe Termidhi po në të (1664)
[275] Transmetuar nga Muslimi në "El Xhihad" (1913) dhe Nesaiu po në të (4375)
[276] Transmetim hasen-i mirë, transmetuar nga Ahmedi (22602), El Bezari dhe Tabaraniu
[277] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi në "Fadailul Xhihad" (1633)

Kështu xhihadi shtyn tej të keqen e armiqve dhe mbron nga të nxiturit kundër muslimanëve, si dhe përhap thirrjen islame në viset e tokës, kështu që drita e Islamit hynë në të gjitha anët e dynjasë. Me xhihadin (mobilizimin ushtarak) dhe sprovimin Allahu dallon të keqin nga i miri, ka thënë i Lartësuari: ***"A mos menduat se do të hyni në Xhenet pa e ditur Allahu (pa u vërtetuar në praktikë) se cilët prej jush kanë luftuar dhe pa e ditur se cilët prej jush ishin të durueshëm"[278].*** Për rënien dëshmor është një gradë madhështore tek Allahu i Lartësuar ashtu që ata janë të gjallë tek Zoti i tyre furnizohen, ka thënë i Lartësuari: ***"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që u dha Allahu nga mirësia e Tij…"[279].*** I Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – sqaron gjithashtu çfarë Allahu ka përgatitur prej nderimit për dëshmorët ashtu që thotë: ***"Nuk ka kush të hyjë në Xhenet e të dëshiroj të kthehet në dynja e për të të ketë gjëra sa ka mbi tokë, përveç dëshmorit që dëshiron të kthehet në dynja që të vritet dhjetë herë nisur kjo nga ajo se çfarë sheh prej fisnikërimit"[280].***

[278] Kaptina Ali Imran thënia 142
[279] Kaptina Ali Imran thënia 169-170
[280] Mutefekun aljhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhihad ues Sejr" (2817) dhe Muslimi në "El Imara" (1877)

Xhihadi realizohet ose me pa suri, ose me vetvete, ose me të dyja, gjë që është dhe xhihadi më i mirë. Xhihadi me pasuri gjithmonë përmendet para atij me vetveten, nisur nga sa posedon prej lehtësisë dhe mundshmërisë. Kështu jo çdo person ka mundësi të bëj xhihad me vetveten e tij ose nga paaftësia trupore ose në pamundësi të sigurimit të rrugëve e mjeteve të shkuarjes në tokën e armikut, ndërsa xhihadi me pasuri është gjithmonë më i arritshëm, sidomos në këto ditë që muslimanët janë sprovuar me të me shumë prej armiqve, ka thënë i Lartësuari: ***"Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndejtën (nuk luftuan) dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e Allahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e tyre. Ata që luftuan me pasurinë dhe me jetën e tyre Allahu i gradoi*** në një shkallë më të lartë mbi ata që ndejtën (me arsye). ***Por të gjithëve Allahu u premtoi shpërblim, ndërsa mbi ata që ndejtën (pa arsye) Allahu gradoi luftëtarët me një shpërblim të madh. Vende të larta me falje gabimesh e mëshirë nga Ai. Allahu është që falë shumë dhe mëshiron"***[281]***,***

Allahun e lus t'i ndihmojë vëllezërit tanë muxhehidin (luftëtarë) në çdo vend dhe t'i japë sundimin Islamit dhe njerëzve të tij, Amin.

---

[281] Kaptina Nisa thënia 95-96

Xhihadi është nga tregtia fitimprurëse që Allahu përmend në Librin e Tij ku lidhur me këtë i Lartësuari thotë: ***"Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me Xhenet. Luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten. (Allahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Teurat, Unxhill e Kur'an. E kush është zbatues më i sigurt i premtimit të vet se Allahu? Pra, gëzonju tregtisë që e bëtë me Të. Ky është suksesi i madh"***[282], si dhe fjala e të Lavdishmit: ***"O ju që keni besuar, a t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm?!: T'i besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e Allahut me pasurinë tuaj dhe vetveten tuaj, e kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini"***[283]. Xhihadi është edhe shkak me të cilin Allahu udhëzon robin, ka thënë i Lartësuari: ***"E ata, të cilët luftuan vetëm për Ne, Ne me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e bëmirësve"***[284], ndërkaq xhihadi është më mirë se mbarë dynjaja ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Një dalje e heshme në mëngjes ose vonë në mbrëmje në rrugë të Allahut është më mirë se dynjaja dhe ç'ka në të"***[285].

---

[282] Kaptina Teube thënia 111
[283] Kaptina Saf thënia 10-11
[284] Kaptina Ankebut thënia 69
[285] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Xhihad use Sejr" (2793) dhe Muslimi në "El Imara" (1882)

### *18. Atribute të lavdërueshme me të cilat muslimani lypset të stoliset:*

### *A. Prelud (fillesë) lidhur me përsosjen e moralit:*

Nga Ebu Dardai - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Nuk ka gjë më të rëndë në peshojen e robit besimtar në Ditën e Gjykimit sesa morali i përsosur e Allahu nuk e don të shthururin gojëpisët"***[286]***. I Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – thoshte: "Vërtetë prej më të mirëve tuaj është më moralpërsosuri prej jush"***[287]***.*** Përsosja e moralit është prej shkaqeve të hyrjes në Xhenet, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Është pyetur i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – për më të shumtën që i fut njerëzit në Xhenet. Ka thënë: ***"Devotshmëria karshi Allahut dhe moralpërsosja"***[288]***.*** Nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Kam dëgjuar Profetin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Vërtetë që besimtari me moralin e përsosur të tij arrin gradën e agjëruesit dhe***

---

[286] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi në "El Bir" (2003) dhe Ebu Daudi në "El Edeb" (4799)

[287] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në (3559) dhe Muslimi në "El Fadail" (2321)

[288] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi  në "El Bir" (2004) dhe Ibn Maxhe në "Ez Zuhd" (4246)

***falësit natën"*[289]**. Moralpërsosuri është njeriu më i afërt tek i Dërguari i Allahut në Ditën e Gjykimit, nga Xhabiri - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Vërtetë që nga më të dashurit prej jush tek Unë dhe më të afërmit në ndenje tek Unë në Ditën e Gjykimit janë më moralpërsosurit prej jush"*[290].**

Gjithashtu edhe Allahu e lavdëron të Dërguarin e Tij me fjalën e Tij: ***"Vërtet që Ti je në një shkallë të lartë të moralit!"*[291],** dhe kjo përkon me atë që ka thënë Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të – kur u pyet për moralin e Tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Morali i Tij ishte Kurani"*[292].** Nga Abdullah ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – për vetveten e Tij: ***"Më ka edukuar Zoti im që e përsosi edukimin tim"*[293],** pra vëllai im musliman dhe motra ime muslimane shembëllehu me moralin e të nderuarit të të dërguarëve që të përfitosh dy lumturitë, atë të dynjasë dhe Amshimit.

---

[289] Transmetim i saktë, transmeton Ebu Daudi në "El Edeb" (4798)

[290] Transmetim hasen (i mirë), transmetuar nga Termidhi në "El Bir" (2018)

[291] Kaptina Kalem thënia 4

[292] Transmetim i saktë, transmetuar nga Nesaiu në "Et Tefsir" (11350) dhe Bukhariu në "El Edeb el Mufrad" (308)

[293] Transmetim i dobët, i publikuar i dobët nga Albaniu në "Deaiful Xhemia" (249) ndërkohë që domethënia e tij është e saktë

Poeti Ahmed Sheuki sqarues për efektin e moraleve përmbi kombet ka thënë:

**Në realitet kombet qëndrojnë me moralet sa t'u mbesin**

**nëse ato, moralet e tyre, ikin, ikin edhe ato (kombet).**

Në vijim për ty janë disa morale të lavdërueshme me të cilat muslimani duhet të stoliset:

### *1. Durimi:*

Durimi është një moral madhështor, me të bëhesh ndjekës i robërve të mirë të Allahut, sikurse ka thënë i Lartësuari për profetin e Tij Jakubin kur bijtë e tij pretenduan se Jusufin e kish ngrënë ujku: ***"…Halli im është: durim i mirë. Allahu është Ai nga i Cili kërkohet ndihmë për këtë që përshkruani "***[294] si dhe thënia e tij pas kthimit të bijve të tij nga Egjypti pa vëllanë e tyre të vogël: ***"…(Mua nuk më ka mbetur tjetër veç) Durim i mirë, shpresoj që Allahu të m'i sjellë të gjithë; Ai është më i Dijshmi, më i urti!"***[295]**.** Ai është prej udhëzimit të të nderuarit tonë Muahamedit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe shokëve të tij - Allahu qoftë i kënaqur me ta – ashtu që duruan karshi keqtrajtimeve që u bënë

[294] Kaptina Jusuf thënia 18

[295] Kaptina Jusuf thënia 83

Kurejshët sikurse ç'i përshkruar ata Zoti i tyre në Librin e Tij: ***"...dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit"***[296]. Gjithashtu ai shprehet në thënien e tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Sa çudi me çështjen e besimtarit, çështja e tij tërësisht është mirësi. Nëse atë e qëllon një e mirë falënderon duke qenë kështu në të mirën e tij, si edhe nëse atë e qëllon një e keqe ai duron duke qenë (po) në të mirën e tij"***[297]. Nga Ubeji - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen sa ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Nuk e godet muslimanin e keqe apo shqetësim, as pikëllim, as dëm, as brengë qoftë edhe një gjemb që e shpon, përveçse e me të tillë gjë atij i shlyen gabimet e tij"***[298].

Ndërkaq durimi është tre llojesh:

**1 -** Durimi në bindshmëri ndaj Allahut, ka thënë i Lartësuari: ***"...e të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë"***[299].

**2 -** Durimi kundrejt harameve (ndalesave) të Allahut, ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut

---

[296] Kaptina Bekare thënia 177

[297] Transmetuar nga Muslimi në "Ez Zuhd uer Rakaik" (2999)

[298] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Marda eut Tibu" (5641) dhe Muslimi në "El Biru ues Silatu uel Edeb" (2573)

[299] Kaptina Zumer thënia 10

qoftë mbi të -: *"Kush len diçka për hatër të Allahut do t'ia zëvëndësoj Allahu me më të mirë se ajo gjë".*

3 - Durimi karshi caktimeve të Allahut, ka thënë i Lartësuari: *"… përgëzoji durimtarët. Të cilët, kur i godet ndonjë fatkeqësi thonë: "Ne jemi të Allahut dhe ne vetëm tek Ai kthehemi"! Të tillët janë ata që te Zoti i tyre kanë bekime e mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit në rrugën e drejtë"*[300].

### 2) Lënia e debatit pa fryt:

Nga Ebu Umeme - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Unë jam përgjegjës për një shtëpi në rrethinën e Xhenetit për kë lenë debatin pa fryt edhe nësë ka të drejtë, për një shtëpi në qendër të Xhenetit për kë lenë gënjeshtrën edhe nëse po bën shaka dhe për një shtëpi në altaret e Xhenetit për atë që përsos moralin e tij"***[301].

Për këtë dhe Allahu i Lartësuar e urdhëroi të Dërguarin e Tij të debatoj më së miri, kjo në thënien e të Lartësuarit: ***"…dhe debato me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira…"***[302] e kjo vjen në lidhje me të debatuarin e tij me poseduesit e librit (çifutët dhe të krishterët), si dhe

[300] Kaptina Bekare thënia 155-157

[301] Transmetim hasen (i mirë) transmetuar nga Ebu Daudi në "El Edeb" (4800)

[302] Kaptina Nahl thënia 125

fjala e Tij thënë Musës dhe Harunit – paqja qoftë mbi ta – kur i urdhëroi të thërrasin Faraonin: ***"Atij i thoni fjalë të buta, ndoshta reflekton dhe ndruhet"[303].***

### *3) Maturia dhe përpjekja:*

Ibn Abasi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – ka thënë: I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i ka thënë Eshxhe Abdulkajsit: ***"Ti posedon dy veti që i don Allahu dhe i Dërguari i Tij. – I tha: Cilat janë ato o i Dërguar i Allahut? Tha: Maturia dhe përpjekja"[304].***

### *4) Mbajtja e premtimit: I Lartësuari ka thënë:*

***"…Premtimin zbatojeni, sepse për premtimin ka përgjegjësi"[305].***

Në fjalën e të Lartësuarit: ***"Është e sigurt se kanë shpëtuar besimtarët"[306]*** prej cilësive të besimtarëve të shpëtuar është se ***"dhe ata (janë ata) të cilët me kujdes ruajnë ç'u është besuar (sende ose fjalë), e ruajnë edhe premtimin e dhënë"[307].***

---

[303] Kaptina Taha thënia 44
[304] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru" (2011)
[305] Kaptina Isra thënia 34
[306] Kaptina Muminun thënia 1
[307] Kaptina Muminun thënia 8

Për ta i Lartësuari gjithashtu ka thënë: ***"...dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë..."***[308] dhe e pasoi se ***"Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit"***[309].

Nisur nga madhështia e premtimit dhe detyrës së mbajtjes së tij Allahu i Lartësuar idhujtarët nën marrëveshje i përjashtoi nga periudha katër mujore me të cilën i afatizoi ata në territorin e Xhamisë së Shenjtë (Qabe) me fjalën e Tij: ***"Pra, ju (idhujtarë) qarkulloni nëpër tokë (lirisht) katër muaj..."***[310] ashtu që i Lartësuari pasoi me fjalën e Tij: ***"Pos atyre idhujtarëve me të cilët keni lidhur marrëveshje, e të cilët nuk u janë shmangur në asgjë dhe nuk e kanë ndihmuar askënd kundër jush, pra, edhe ju përmbushni marrëveshjen e tyre deri në afatin e caktuar..."***[311].

Premtimi është premtim i Allahut dhe mbajtja e tij është detyrë, ka thënë i Lartësuari: ***"Meqë keni premtuar, zbatojeni pra premtimin e dhënë ndaj Allahut, e mos i prishni betimet pasi i keni verifikuar ato..."***[312].

### *5) Sinqeriteti:*

Nga Ibn Mesudi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe

[308] Kaptina Bekare thënia 177
[309] Kaptina Bekare thënia 177
[310] Kaptina Teube 2
[311] Kaptina Teube 4
[312] Kaptina Nahl thënia 91

paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Vërtet që sinqeriteti udhëzon në mirësi dhe mirësia udhëzon për në Xhenet, dhe vezhdon personi të tregoj sinqeritet dhe pasoi sinqeritetin derisa të shkruhet tek Allahu i çiltër"***[313]**.**

Prej dobive të sinqeritetit është se ai është shpëtues për personin në dynja dhe Amshim, në dynja sikurse në ngjarjen e treshes që mbetën prapa në luftën e Tabukut, ndërsa në Amshim sikurse transmeton Allahu i Lartëmadhëruar lidhur me pozicionimin e të nderuarit tonë Isait – lavdërimi dhe mëshira më e mirë qofshin mbi Profetin tonë dhe mbi të – në Ditën e Gjykimit në fjalën e Tij: ***"Allahu tha: 'Kjo është dita në të cilën të sinqertëve (të drejtëve) u bën dobi sinqeriteti i tyre. Ata kanë Xhenete në të cilët rrjedhin lumenj, në to janë përjetë pambarimisht. Allahu u kënaq me ta dhe ata u kënaqën me Të. Ky është shpëtimi i madh"***[314]**.**

Ai gjithashtu është prehje për shpirtin, në hadithin e Hasan ibn Aliut - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë se: Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë

---

[313] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru ues Silatu uel Edebu" (6582), Termidhi po në të (1971) dhe Ebu Daudi në "El Edeb" (4989)
[314] Kaptina Maide thënia 119

mbi të – ka thënë: ***“Sinqeriteti është prehje dhe gënjeshtra është destabilitet”*[315]*.***

### *6) Xhelozia:*

I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***“A po habiteni nga xhelozia e Seadit? E pra unë jam edhe më xheloz se ai dhe Allahu është edhe më xheloz se unë”*[316]*.***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***“Allahu xhelozon dhe prej xhelozimit të Allahut është kur besimtar vjen me çfarë Allahu e ka bërë haram”*[317]*.***

I Dërguari i Allahut bëhej keq dhe shfaqte zemërim në fytyrë kur cenoheshin kufijtë e Allahut. Kështu del si detyrë për muslimanin që të posedojë një xhelozi të përgjithshme për Allahun, të Dërguarin e Tij, fenë e Allahut Sheriatin e Tij dhe dijetarët e kombit islam, si dhe një xhelozi të veçantë kundrejt familjarëve të tij, gruas dhe fëmijës së tij, e edhe xhelozi për shenjtëritë e muslimanëve të shkelen nga armiqtë e Allahut.

---

[315] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi në “Ez Zuhd” (2518), Nesaiu në “El Eshribe” (5711) dhe Ahmedi (1723)

[316] Transmetuar nga Bukhariu në “En Nikeh” b 107

[317] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në “En Nikeh” (5223) dhe Muslimi në “Et Teube” (2761)

Nëse personit i vdes xhelozia në zemrën e tij ai bëhet i pavlerë, sikurse trupi ku ka vdekur ndijimi e që nuk e ndjen as shpimin e gjilpërës dhe as hyrjen e gjembit.

### *7) Mëshira dhe mirësjellja me prindërit:*

Mëshira kërkohet me të gjithë madje edhe me kafshët, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Një grua hyri në Zjarr për një mace që e izoloi, as e ushqeu dhe as e la të hante nga kandrat dhe zvarranikët e tokës"***[318], pra ky është shpërblimi për atë që nuk posedon në zemrën e tij mëshirë, Allahu na ruajt!!!

I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Allahu mëshiron prej robërve të Tij mëshiruesit". Allahu besimtarët i përshkruan se ata janë mëshirues midis tyre në fjalën e Tij: "Muhamedi është i Dërguar i Allahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm midis tyre…"***[319] dhe nga Abdullah ibnul Amër ibnul Asi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – në përshkrimin që i bën shoqërisë muslimane:

---

[318] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Bedul Khalk" (3318) dhe Muslimi në "Es Selam" (2242)

[319] Kaptina Fet'h thënia 29

***"Nuk është prej nesh kush nuk mëshiron të voglin prej nesh dhe njeh nderimin e të madhit prej nesh"[320].***

Shpërblimi i butësisë është madhështor nisur nga thënia e të Dërguarit të Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Allahu për butësinë jep ç'ka nuk jep për dhunën dhe ç'ka nuk jep për diç tjetër"[321].***

I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të - ka qenë zemërmëshirshëm dhe i ndjeshëm karshi të vobektëve, të vejave dhe jetimëve, nuk e kthente mbrapsht atë që i kërkonte dhe nevojtarin.

Nga Ebu Hurejra vjen se Ekrea ibn Habisi e pa Profetin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – duke puthur Hasanin, e tha unë kam dhjetë fëmijë e s'kam puthur asnjë prej tyre. I Dërguari i Allahut i tha: ***"Kush nuk mëshiron nuk mëshirohet"[322].*** Nga Aishja vjen se ka thënë se ca njerëz nga bedeuinët erdhën tek i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – e i thanë se a i puthni ju fëmijët tuaj? ***Ai tha: "Po." Thanë: Ndërsa ne për Allahun që nuk i puthim. I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: "Unë nuk e kam në dorë që Allahu ka***

---

[320] Transmetim i saktë, transmetuar nga Termidhi në "El Biru" (1920)
[321] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru ues Silatu" (2593)
[322] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (5997) dhe Muslimi në "El Fadail" (2318)

***nxjerrë nga zemrat tuaja mëshirën"***[323] dhe thënia e tij - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Atë që nuk i mëshiron njerëzit nuk e mëshiron Allahu i Lartëmadhëruar"***[324].

***- Mirësjellja me prindërit:***

Allahu mëshirën për fëmijët tanë e ka bërë diçka të natyrshme ndaj dhe nuk do gjesh tekste të shumta hyjnore të nxisin prindërit të tregojnë ndjeshmëri dhe dhembshuri për fëmijët e tyre, porse gjejmë shumë e shumë tekste nxitëse për mirësjelljen me prindërit dhe mëshirën ndaj tyre sidomos kur plaken dhe bëhen të paaftë, pasi në një gjendje të tillë ata kanë nevojë më së shumti për ndjeshmëri, përkrahje dhe përkujdesje nga ana e fëmijëve të tyre, ka thënë i Lartësuari: ***"Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër përveç Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "of - oh", as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, por atyre thuaju fjalë të mira (të buta, respektuese). Dhe në shenjë mëshire shtrije për ta krahun përulës e respektues***

[323] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (5998) dhe Muslimi në "El Fadail" (2317)
[324] Transmetuar nga Muslimi në "El Fadail" (2319)

***dhe thuaj: "Zoti im! Mëshiroi ata të dy, sikurse më edukuan mua kur isha i vogël"[325].***

Dhe ka thënë gjithashtu: ***"Ne njeriun e kemi urdhëruar për mirësjellje ndaj prindit të vet, sepse nëna e vet atë e barti me mund pas mundi dhe pas dy viteve ia ndau gjirin…"[326].*** Dhe ka thënë: ***"Ne e urdhëruam njeriun t'u bëjë mirë prindërve të vet, ngase nëna e tij me mundim e barti dhe me vështirësi e lindi, e barra dhe gjidhënia e tij zgjat tridhjetë muaj…"[327].***

Njeriu i mirë bën dua për vete, dy prindërit e tij dhe pasardhësit e vet pasi në këtë dua është përmirësimi i njerëzisë të cilët janë mëkëmbësit e Allahut në tokën e Tij larg humbjes, si dhe me këtë i gjithë universi gjallërohet sipas asaj ç'ka ka dashur dhe synuar Allahu i Lartëmadhëruar, ka thënë i Lartësuari: ***"Ne e urdhëruam njeriun t'u bëjë mirë prindërve të vet, ngase nëna e vet me mundim e barti dhe me vështirësi e lindi, e barra dhe gjidhënia e tij zgjat tridhjetë muaj (e ai vazhdon të jetojë) derisa ta arrijë pjekurinë e vet dhe kur t'i mbush dyzet vjet ai thotë: "Zoti im, më inspiro mua që të të falënderoj për mirësinë Tënde që ma dhurove mua dhe prindërve të mij, që të bëj vepra të mira që Ti i pëlqen dhe m'i bëj të mirë***

[325] Kaptina Isra thëniet 23-24

[326] Kaptina Lukman thënia 14

[327] Kaptina Ahkaf thënia 15

***pasardhësit e mij, unë pendohem te Ti dhe unë jam me muslimanët"[328].***

Dhe dy prindërit janë më të meritueshmit njerëz që t'i mbajmë pranë e shoqërojmë nisur nga transmetimi se kur një burrë e ka pyetur të Dërguarin - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – i ka thënë: ***O i Dërguar i Allahut! Kush është njeriu më i meritueshëm që duhet ta mbajë e shoqëroj më së miri? Tha: "Nëna jote". I tha: Pastaj kush? Tha: "Nëna jote". I tha: Pastaj kush? Tha: "Nëna jote". I tha: Pastaj kush? Tha: "Babai yt"[329].***

Ndërkaq Allahu mirënjohjen ndaj Tij e ka sjellë krahas mirënjohjes ndaj tyre ashtu që ka thënë: ***"...Të jeshë mirënjohës ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve tu, pse vetëm tek Unë është kthimi juaj"[330],*** e sado të bëjmë për dy prindërit tanë nuk do shlyejmë as edhe një pjesë të vogël nga detyrimi ynë karshi tyre, kështu Ibn Umari pa një burrë që mbante në shpinë të jëmën e vet dhe bëntë me të Tavafin. Ai e pyeti (Ibn Umarin) a e kam shlyer detyrimin karshi saj? I tha: Jo, as edhe për një duf prej dufeve që ajo shfryu gjatë lindjes.

Mirësjellja me prindërit është prej punëve të mira që me lejen e Allahut të shpëtojnë nga katastrofat, kështu në

---

[328] Kaptina Ahkaf thënia 15

[329] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (5971) dhe Muslimi në "El Biru ues Silatu uel Edeb" (2548)

[330] Kaptina Lukman thënia 14

ngjarjen e treshes të cilëve iu zu hyrja e shpellës dhe e lutën Allahun nëpërmjet më të mirës punë të tyre, prej tyre qe një person që tha: ***"O Allah kam pasur dy prindërit pleq në moshë të thyer dhe nuk u jepja pijen e darkës para tyre as fëmisë as katandisë dhe një ditë mbeta larg në kërkim të kullotës (për bagëtitë) dhe kur u ktheva tek ata i gjeta të fjetur. Ua mola qumështin e darkës dhe ndërkaq i kish zënë gjumi. Nuk pëlqeva t'u jepja të pinin para tyre familjes dhe shërbëtorëve ndaj mbeta me enë në dorë në pritje të zgjimit të tyre derisa ndriçoi agu teksa fëmijët nëpër këmbët e mia kërkonin të shuanin urinë. U zgjuan dhe pinë qumështin e tyre. Paskësaj e luti Zotin e tij dhe shkëmbi u spostua për ta"***[331]. Mirësjellja me prindërit është shkak direkt për hyrjen në Xhenet, nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të - , nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – vjen se ka thënë: ***"I poshtëruar, pastaj i poshtëruar, pastaj i poshtëruar është personi tek i cili prindërit e tij i zë pleqëria, njërin prej tyre ose që të dy, dhe nuk hyn në Xhenet"***[332].

Prej mirësjelljes ndaj prindërve është kryerja e premtimit të tyre dhe dhënia sadaka për ta, kështu nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se një burrë i erdhi Profetit - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – dhe i tha: ***"Ime***

[331] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Bujuë" (2215) dhe Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua uet Teube uel Istigfar" (2743)
[332] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru ues Silatu" (2551)

***më dha shpirt e nuk la testament (porosi) dhe mendoj se po të kish folur do kish dhënë sadaka, a nuk shpërblehem nëse jap sadaka në emër të saj? Tha: 'Po'*[333]**.

### *8) Lidhja e gjakut (e barkut):*

I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Allahu i krijoi krijesat e kur mbaroi krijimin e tyre mitra tha: Këtu (tek unë) është vendi i atij që ka mbrojtjen Tënde nga ndarja (me të afërmit). I tha: 'Po. A nuk do qe e kënaqur që t'a mbaj në lidhje atë që i mban lidhjet me ty dhe t'a ndaj nga Unë atë që ndahet me ty.' I tha: Sijo o Zot! Tha: 'Kjo është për ty"*[334]**

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se një person tha: O i Dërguar i Allahut, kam ca të afërm që u shkojë dhe nuk më vijnë, sillem mirë me to dhe sillen keq me mua, përpiqem për ta dhe më kanë lënë në harresë. Tha: ***"Nëse je sikurse thua është si t'i ushqesh me rërë të nxehtë dhe ty Allahu në vazhdimësi do të të jap triumf mbi ta përderisa do jesh i këtillë"*[335]**.

---

[333] Transmetuar nga Muslimi në "Ez Zeka" (1004)

[334] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (5987) dhe Muslimi në "El Biru ues Siletu uel Edeb" (2554)

[335] Transmetuar nga Muslimi në "El Biru ues Silatu (2558). si t'i ushqesh me rërë të nxehtë: përngjasim për mëkatin që mbartin me atë që mëkaton dhe i takon të hajë rërë të nxehtë. Këtij mirësjellësi karshi tyre nuk i kushton asgjë (një sjellje e tillë) ndërkohë që ata do i kapë një mëkat i madh për shkak të neglizhencës së tyre karshi detyrimit ndaj tij dhe të bëmurit atij dëm. Allahu e di më së miri domethënien.

Lidhja e gjakut është shkak për shtimin e furnizimit dhe për jetëgjatësi, nga Enesi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Kush don t'i shtohet furnizmi (rizku) dhe t'i shtyhet mosha (të jetojë gjatë) le të lidhet me gjakun e tij"*[336]*.***

### *9) Ndalimi i vështrimit, mbulimi dhe marrja leje:*

I Lartësuari ka thënë: ***"Thuaju besimtarëve të ndalin prej vështrimeve të tyre (ato në haram), t'i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre se kjo është më e pastër për ta. Allahu është i Gjithdijshëm për atë që bëjnë ata. Thuaju edhe besimtareve të ndalin prej vështrimeve të tyre (ato në haram), t'i ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre…"*[337]*, dhe i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: "O Ali, vështrimi mos të pasohet nga vështrimi, pasiqë i pari është pro teje (pa dëm) ndërsa nuk është pro teje i fundit"*[338]*.***

#### *- Mbulimi:*

[336] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (5986) dhe Muslimi në "El Biru ues Siletu uel Edeb" (2557)
[337] Kaptina Nur thëniet 30-31
[338] Transmetim hasen li gajrihi (i mirë indirekt), transmetuar nga Ahmedi (1369)

Për shkak të ndalimit të vështrimit Allahu i Lartësuar ligjëroi mbulesën për gruan muslimane, mburojë për fisnikërimin dhe nderimin e saj, dhe përmirësim për mbarë shoqërinë prej zhytjes në ndjellën e epsheve dhe kënetën e poshtërsisë, ka thënë i Lartësuari: ***"O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le t'i vënë shamitë (mbulojat) e veta mbi trupin e tyre, pse kjo është më afër që ato të njihen (se janë të dëlira) e të mos ofendohen. Allahu fal gabimet e kaluara, Ai është Mëshirues"[339].***

***- Marrja leje:***

Ndalimi i vështrimit dhe marrja leje trashëgojnë dëlirësi në shpirt, pastërti në zemër dhe kënaqësi për Zotin. Vështrimi synon imoralitetin, ashtu që sa e sa prej dëmeve i kanë ardhur shpirtit prej vështrimit dhe ecejakeve e bredhjeve të tij, vjershëtori ka thënë:

***Të gjitha gjasat burim kanë vështrimin***
***Dhe të voglat xixa e përbëjnë të tërë zjarrmimin***

### 10) Turpi:

[339] El Ahzab: 59

***"Turpi është pjesë prej besimit"***[340] kështu e përshkruan atë i Dërguari ynë fisnik - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi
të -. Ashtu siç besimi e mbron poseduesin e tij nga bërja e harameve po kështu turpi e ndalon poseduesin e tij në bërjen e poshtërsive dhe mveshjen me cilësi të ulëta, ndaj dhe turpi qe gradë e vogël prej besimit dhe pjesë e pandashme prej tij, dhe ai nuk vjen veçse në të mirën e individit lidhur me marëdhëniet, fjalët dhe veprimet e tij me familjen dhe shoqërinë, kështu nga Imran ibnul Husajn - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se: I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"Turpi nuk vjen veçse me mirësi"***[341]**.**

Prej citateve të profecisë së hershme është çfarë ka transmetuar Ebu Mesudi Ukbe ibnu Amri - Allahu qoftë i kënaqur me të -, nga i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të –: ***"Nëse nuk ke turp bëj ç'të duash"***[342]**.**

Ndaj dhe dijetarët realitetin e turpit e kanë përkufizuar me thënien e tyre: *Turpi është një moral që shtyn në lënien e të*

---

[340] Mutefekun aljehi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Iman" (9) dhe Muslimi po në të (35)

[341] Mutefekun aljehi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (6117) dhe Muslimi në "El Iman" (37)

[342] Transmetuar nga Bukhariu në "El Enbija" (3483)

*shëmtuarës dhe pengon të lihen mangësira në dhënien e detyrimit atij që i takon*[343].

Turpi ishte veti e të Dërguarit tonë fisnik - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -, kështu nga Ebu Seaid el Khudriu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: ***"I Dërguari i Allahut ishte më i turpshëm se vasha në dhomën e saj private, dhe kur ai urrente diçka ne e kuptonim në fytyrën e tij"***[344]**.**

Turpi është një cilësi e lavdërueshme për burrat që i larton moralet dhe marrëdhëniet e tyre, ndërsa tek gratë është i domosdoshëm i pandashëm, i mbron gruas fisnikërinë dhe dëlirësinë e saj, turpi është si rroba për trupin, nëse personi e lë atë dalin sheshazi të metat e tij të mbuluara, duke u shfaqur moralet dhe vetitë e shëmtuara që patën qenë të mbuluara.

### *19. Kërkimfalja (Istigfari):*

Me kërkimfaljen Allahu i fshin mëkatet dhe gabimet, ka thënë i Lartësuari: ***"Edhe ata të cilët kur bëjnë ndonjë (mëkat) të shëmtuar ose i bëjnë padrejtësi vetvetes, e përmendin Allahun dhe kërkojnë falje për mëkatet e tyre - e kush i falë mëkatet përveç Allahut? - dhe që të vetëdijshëm, nuk vazhdojnë në atë që kanë punuar (në të keqen)."***[345] dhe

---

[343] Është marrë me përpunimin tim nga "Rijadus Salihin"

[344] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "El Edeb" (6119) dhe Muslimi në "El Fadail" (2320)

[345] Kaptina Ali Imran thënia 135

ka thënë i Lartësuari: ***"Kush bën ndonjë të keqe ose e ngarkon veten, pastaj kërkon falje te Allahu, ai e gjen Allahun Falës dhe Mëshirues"[346].***

Nga Zejdi - Allahu qoftë i kënaqur me të – shërbyesi i të Dërguarit të Allahut vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Kush thotë: Estagfiru llahe Ledhi la ilahe il-le Huel Haj-jul Kaj-jum ue etu bu ilejhi-i kërkojë falje Allahut që është ai veç të Cilit nuk ka të adhuruar, që është i Gjalli Vetëekzistuesi, dhe pendohem te Ai, (atij që e thotë këtë) i falen mëkatet e tij edhe nëse është arratisur nga beteja"[347].***
Nga Enesi - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Allahu i Lartësuar ka thënë: O biri i Ademit (o njeri)! Përderisa ti më lutesh dhe shpreson tek Unë të fal ty për çfarë ka qenë prej teje e s'e kam për gjë. O biri i Ademit! Nëse mëkatet e tua arrijnë retë e qiellit e më pas ti më kërkon falje Mua të kam falur e s'e kam për gjë. O biri i Ademit! Nësi ti më vjen Mua me mbështjellën e tokës plot gabime pastaj më takon Mua duke mos më bërë shokvurje (shirk) do të të vi ty me mbështjellën e saj falje"[348].***

---

[346] Kaptina Nisa thënia 110
[347] Transmetim i saktë, transmetuar nga Ebu Daudi në "Es Salatu" (1517) dhe Termidhi në "Ed Deauet" (3577)
[348] Transmetuar nga Termidhi në "Ed Deauet" (3540)

Kërkimfalja e shpalos shpirtin dhe e pastron atë dhe e largon të zezën e zemrës, ndërkaq është thënë: Falje-kërkuesi prej mëkatit është si ai që s'ka mëkate. Krahas dobive shpirtërore të kërkimfaljes është se ajo tërheq mirësi dhe përfton bollëk në furnizim, i Lartësuari duke treguar për Nuhun - paqja e Allahut qoftë mbi të – sesi ai i premton dhe e josh popullin e vet, thotë: ***"Unë u thashë: "Kërkojini falje Zotit tuaj, se Ai vërtet falë shumë; Ai (po i kërkuat falje) ju lëshon nga qielli shi me bollëk, ju shumon pasurinë dhe fëmijët, ju bën të keni kopshte dhe ju jep lumenj"[349].***

I Dërguari ynë fisnik është urdhëruar që të mos e ndajë kërkimfaljen për veten dhe besimtarët, ka thënë i Lartësuari: ***"…kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve…"[350].*** Nga Egar el Mezeniu - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – ka thënë: ***"E kaplon preokupimi zemrën time (në punë të tjera në dobi të kombit) e Unë në fakt i kërkojë falje Allahut njëqind herë në ditë"[351].***

Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – të thotë: ***"Për Allahun që unë i kërkoj Allahut falje dhe pendohem tek Ai mëse***

---

349 Kaptina Nuh thëniet 10-12

350 Kaptina Muhamed thënia 19

351 Transmetuar nga Muslimi në "Edh Dhikru ued Dua" (2720)

***shtatëdhjetë herë në ditë"***[352]. Nga Ibn Umar - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: I numëronim të Dërguarit të Allahut - ***lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – në një kuvend njëqind herë "Rab-big fir li ue tub aleje in-neke Entet Teuebur Rahim-Zot më fal mua, pranoje pendimin tim, Ti je Pendimpranuesi, Mëshirëploti"***[353].

I Dërguari i Allahut u urdhërua të mos i ndahet kërkimfaljes sidomos para vdekjes së tij, ka thënë i Lartësuari: ***"Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet është Pendimpranues"***[354] për këtë është transmetuar nga Aishja - Allahu qoftë i kënaqur me të – se ka thënë: I Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – pat thënë së shumti para vdekjes: ***"Subhaneke ue bi hamdike, estagfiruke ue etu bu ilejke-I Lavdishëm je Ti e me falënderimin Tënd, të kërkoj falje dhe pendohem tek Ti"***[355].

Kërkimfalja largon shqetësimin dhe sjell furnizimin, nga Ibn Abasi - Allahu qoftë i kënaqur me të dy – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Atij që nuk i ndahet kërkimfaljes Allahu nga çdo ngushtësi i bën rrugëdalje, nga çdo***

---

[352] Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6307)
[353] Transmetuar nga Ebu Daudi dhe Termidhi
[354] Kaptina Nasr thënia 3
[355] Mutefekun alejhi: Transmetuar nga Bukhariu në "Tefsirul Kuran" (4968) dhe Muslimi në "Es Salatu" (484)

***shqetësim çlirim dhe e furnizon atë nga ai s'e pret"***[356]***,*** e edhe Allahu i don faljekërkuesit, ka thënë i Lartësuari: ***"...kërkoni Allahut falje, se Allahu fal e është Mëshirues"***[357]***.*** Nga Ebu Hurejra - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -: ***"Për Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im, nëse nuk gaboni Allahu do t'ju largonte dhe do të vinte me një popull që gabojnë e ndërkaq i kërkojnë falje Allahut dhe Ai i falë"***[358]***.***

Allahu besimtarëve u premtoi Xhenetet e Begatisë, ka thënë i Lartësuari: ***"...Për ata që janë ruajtur, tek Zoti i tyre gjenden Xhenete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përgjithmonë, kanë bashkëshorte të pastra dhe kënaqësinë e Allahut..."***[359] dhe prej cilësive të të tillëve është se ata janë ata: ***"...të cilët në kohën e agimit kërkojnë falje"***[360]***.*** Kombeve të kaluara Allahu ua përshpejtonte ndëshkimin në dynja nëse nuk besonin dhe vërtetësonin të dërguarit, porse si mëshirë për kombin tonë musliman i Lavdishmi premtoi të mos zbres mbi ne ndëshkim përderisa në mes nesh është i Dërguari - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të -, e pas vdekjes së tij përderisa

---

[356] Albaniu ka thënë për këtë transmetim se është i dobët në "Et Tergib" 268/2
[357] Kaptina Bekare thënia 199
[358] Transmetuar nga Muslimi në "Et Teube" (2749)
[359] Kaptina Ali Imran thënia 15
[360] Kaptina Ali Imran thënia 17

do t'i kërkojmë falje dhe do t'i përkatësohemi Atij, ka thënë i Lartësuari: ***"Po Allahu nuk do t'i dënojë ata, përderisa ti (Muhamed) je në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t'i dënojë, përderisa ata kërkojnë falje (bëjnë istigfarë)"[361].***

Po kështu kush nuk i ndahet ***"Nderimit të Istgfarit (kërkimfaljes Allahum me Ente rab bi…)"*** me bindje në zemër dhe vdes në këtë ditë apo natë të tijën i tilli është prej banorëve të Xhenetit, kështu Shided ibn Eusi - Allahu qoftë i kënaqur me të – sjell nga Profeti - lavdërimi dhe paqja e Allahut qoftë mbi të – se ai ka thënë: ***"Nderimi i kërkimfaljes është që personi të thotë: 'Allahume Ente Rab-bi la ilahe il-le Ente, khalakteni ue ene abduk, ue ene ala eahdike ue ueadike ma steatatu, eau dhu bike min sherri ma saneatu, ebu u leke bi niametike alej je ue ebu u bi dhembi, fegfir li, fe in ne hu la jegfirudh dhunube il le Ente – O Allah, ti je Zoti im, nuk ka të meritueshëm të adhurohet veç Teje. Ti më krijove mua dhe unë robi Yt jam. Unë do të mbetem mbi marrëveshjen dhe premtimin që t'a kam dhënë sa të mundem. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga e keqja që kam vepruar. Të miratoj Ty dhe të mirën Tënde mbi mua dhe e pranojë mëkatin tim (jam mëkatar), më fal, askush veç Teje nuk mund të fal', kush e thotë këtë ditën duke qenë i bindur në të edhe vdes në këtë ditë të tijën para se të errësohet ai është prej banorëve të Xhenetit dhe kush e thotë atë nga***

[361] Kaptina Enfal thënia 32

***nata duke qenë i bindur në të dhe vdes para se të zbardhë ai është prej banorëve të Xhenetit"[362].***

Nga Theubani - Allahu qoftë i kënaqur me të – vjen se ka thënë: I Dërguari i Allahut kur mbaronte nga namazi i tij kërkonte falje tre herë. Euzeaiut – që është një prej transmetuesve të hadithit - i thanë: ***Si është kërkimfalja? Tha: Të thotë personi: Estagfiru llahe Estagfiru llahe – I kërkoj falje Allahut i kërkoj falje Allahut"***[363] dhe kjo për shkak të pakujdesisë dhe mangësisë që mund të pësojë namazi.

*Të kërkojmë falje o Zoti ynë, pendohemi tek Ti prej mangësisë, pakujdesisë, harresës dhe gabimit, Amin.*

---

[362] Transmetuar nga Bukhariu në "Ed Deauet" (6306) dhe Termidhi po në të (3393)

[363] Transmetuar nga Muslimi në "El Mesexhid" (591)

## Mbyllja

Në përfundim e lus Allahun të na mësojë atë që s'e dimë dhe të na bëjë dobi në çfarë na mësoi, Ai vërtetë që është Mirëbërësi Fisniku, dhe lutja jonë e fundit është falënderimi suprem i takon vetëm Allahut, Zotit të botërave, paqja qoftë mbi të dërguarit, dhe lavdërimi i Allahut qoftë mbi të nderuarin tonë Muhamedin, mbi të qoftë më e mira lëvdatë dhe më e arrira përshëndetje si dhe mbi familjen e tij dhe mbarë shokët e tij.

*Falë Allahut u përmbush*